

# The Blessed Model of the Holy Prophet Muhammad[sa] and the Caricatures

Hadhrat Mirza Masroor Ahmad
Khalifatul Masih V

# Modeli i shkëlqyer i Profetit Muhammed s.a.v.s.

# dhe

# realiteti i karikaturave

Mirza Masroor Ahmad
*Khalifatul Masih V*

**Modeli i shkëlqyer i Profetit Muhammed** s.a.v.s.
**dhe realiteti i karikaturave**

Nga: *Hazret* Mirza Masroor Ahmadi, *Khalifatul Masih V*,
Kryetari i Xhematit Mysliman Ahmadia Ndërkombëtar

**(Përkthim në gjuhën shqipe)**

*E përktheu:* M. Zakaria Khan
*Redaktorë:* Petrit Bezhani, Samad Ghori
*Punime kompjuterike:* Tahir Khan



*Botimi i parë:* 2010

*Botues:* Islam International Publications Ltd
Islamabad
Sheephatch Lane
Tilford, Surrey GU 10 2AQ, UK

*U shtyp:* Raqeem Press
Tilford, Surrey

*Kopertina:* Mirza Nadeem Ahmad

ISBN: 978-1-84880-252-0

# Pasqyra e lëndëve

# SHKURTIME & SHPJEGIME

## Shkurtime

| | |
|---|---|
| s.a.v.s. | *sal-lallahu alejhi va sallam* (Paqja e bekimi i Allahut qofshin mbi Profetin e shenjtë s.a.v.s.), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i Profetit të shenjtë *Hazreti* (i nderuar) Muhammed s.a.v.s. |
| a.s | *alehis selam* (Paqja qoftë mbi të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë Profeti të Allahut xh.sh. |
| r.a | *redi Allahu anhu/anha/anhum* (Qoftë Allahu i kënaqur me të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë *sahabiu* të Profetit të shenjtë s.a.v.s. ose të Mesihut të Premtuar a.s. |
| r.t.a | *rahmatullah alejhe* (Allahu e mëshiroftë), shkruhet e lexohet kur përmenden emrat e muslimanëve të shquar e të devotshëm. |
| a.b.a | *ajjadahullaho t'ala bi nasrihil aziz* (Allahu e ndihmoftë atë me ndihmën e Tij të fuqishme), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i Kalifit të tanishëm të Mesihut të Premtuar a.s. |

## Shpjegime

**Khalifatul Masih I**: Kalifi i Parë i Mesihut të Premtuar, Hakim Maulana Nur-ud-Dini [r.a.] (1841-1914), ishte personi i parë që bëri *Bej'atin* (betimin) në dorën e Mesihut të Premtuar [a.s.] dhe ishte zgjedhur si Kalif i Parë i Mesihut të Premtuar [a.s.] mbas vdekjes së tij. Hazret Mesihu i Premtuar [a.s.] ka lavdëruar shumë besimin, sinqeritetin dhe sakrificat e tij dhe e quajti si një model për të gjithë besimtarët.

**Khalifatul Masih II**: Kalifi i Dytë i Mesihut të Premtuar ishte Mirza Bashir-ud-Din Mahmood Ahmad r.a. (1889-1965). Ai gjithashtu quhet *Musleh-e-Mau'ud* (Biri i Premtuar) sepse lindja e tij ishte paralajmëruar nga Hazret Mesihu i Premtuar a.s. në vitin 1886. Ai kishte marrë lajmin nga Allahu xh.sh. që do të gëzonte një fëmijë të pajisur me aftësi të shkëlqyera dhe unike.

**Khalifatul Masih III**: Kalifi i Tretë i Mesihut të Premtuar ishte Hafiz Mirza Nasir Ahmad [r.t.a.] (1909-1982). Ai ishte nipi i Hazret Mesihut të Premtuar a.s. Ai ka shërbyer në pozita shumë të rëndësishme në Xhemat para se të bëhej Kalif.

**Khalifatul Masih IV:** Kalifi i Katërt i Mesihut të Premtuar ishte Mirza Tahir Ahmad [r.t.a.] (1928-2003) Ai ishte nipi i Hazret Mesihut të Premtuar a.s.

**Khalifatul Masih V:** Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar është Mirza Masroor Ahmad [a.b.a.]. Ai është udhëheqësi shpirtëror i tanishëm i Xhematit Mysliman Ahmadia. Ai është stërnipi i Hazret Mesihut të Premtuar [a.s.]



HAZRET MIRZA MASROOR AHMAD

KHALĪFATUL MASĪḤ V أيده الله تعالى بنصره العزيز

# AUTORI

*Hazret* (i nderuar) Mirza Masroor Ahmadi, *Kalifatul Masih* V [a.b.a.] (Kalifi i Pestë i Mesihut të Premtuar), është Imam dhe udhëheqës kryesor i Xhematit Ndërkombëtar Mysliman Ahmadia. Ai është Kalifi i Pestë dhe djali i nipit të Mesihut të Premtuar e Reformatorit, Hazret Mirza Ghulam Ahmad a.s. nga Kadiani, Indi, dhe është zgjedhur në këtë pozitë më 22 prill 2003, nga kolegji elektoral, pas vdekjes së Mirza Tahir Ahmadit, *Khalifatul Masih IV* [r.t.a]

*Hazret* Mirza Masroor Ahmadi mësimet e para i kreu në shkollën e mesme *"Talimul Islam"* në qytetin Rabvah, Pakistan, gjithashtu dhe shkollën e lartë e mbaroi në qytetin Rabvah. Në vitin 1976, kreu masterin në ekonominë bujqësore në Universitetin e Fejsalabadit, në Pakistan.

Para se të bëhej Kalif, Hazret Mirza Masroor Ahmadi ka kryer një sërë veprimtarish humanitare dhe tregoi një përkushtim të theksuar në fushën e arsimit dhe humanizmit. Përpjekjet e tij vetëmohuese e çuan atë në Ganë në vitin 1977, ku ai, për disa vjet me radhë, punoi si drejtor i shkollave të ndryshme të Xhematit Mysliman Ahmadia. Ai dha kontributin e tij të vlefshëm në përurimin e shkollës së mesme në Salaga, ku punoi si drejtor në dy vitet e para.

Hazret Mirza Masroor Ahmadi, përvojat e veta që kishte si ekonomist agrar, i vuri në kërkim të mbjelljes së grurit në Ganë. Përvoja e parë e suksesshme e mbjelljes së grurit dhe e prodhimit të tij u solli një hov të korrave në Ganë, që është paraqitur në festivalin ndërkombëtar të tregtisë dhe rezultatet i janë paraqitur Ministrisë së Bujqësisë së Ganës.

Në dhjetor të vitit 1997, Hazret Mirza Masroor Ahmadi ishte caktuar *Nazire A'la* (Kryetar) në *Sadr Anxhuman Ahmadia*. Në vitin 1999, ai pandershmërisht u akuzua për blasfemi ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe për shtrembërimin e ajeteve të Kuranit. Ai u arrestua dhe u burgos për 10 ditë në vendlindjen e tij, Rabvah, Pakistan. Mandej, u lirua, sepse doli i pafajshëm kundër të gjitha akuzave të ngritura ndaj tij.

Hazret Mirza Masroor Ahmadi, tani për tani, jeton në Londër, Angli. Si udhëheqës i myslimanëve ahmadi, ai përpiqet e orvatet ta përhapë fenë Islame në të katër anët e botës, duke përcjellë mesazhin e paqes e të dashurisë.

# Parathënie

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ

نَحْمَدُہٗ وَنُصَلِّیْ عَلٰی رَسُوْلِهِ الْکَرِیْمِ وَعَلٰی عَبْدِهِ الْمَسِیْحِ الْمَوْعُوْدِ

*Në emër të Allahut të Gjithëmëshirshëm e Mëshirëplotë*

Që nga fillimi i njerëzimit zhvillohet një luftë midis së vërtetës dhe rrenës dhe midis dritës e errësirës. Mirëpo, sipas praktikës së Allahut xh.sh. e vërteta dhe drita gjithnjë triumfojnë. Gjatë historisë njerëzore, ka pasur njerëz të atillë që për të fituar famën e pamerituar i sfidonin Profetët e Allahut xh.sh., duke dalë arrogantë, por ata gjithmonë janë përballuar me dështimin dhe poshtërimin. Disa njerëz treguan sjellje nënçmuese e poshtëruese ndaj fesë Islame e ndaj Krenarisë së gjithësisë, Hazret Muhammedi s.a.v.s., dhe ata, sipas praktikës së Allahut xh.sh. dështuan në mënyrë mjerane, ndërsa poshtërimi u bë fati i tyre. Në këtë kohë, disa elemente duke u mbështetur në lirinë e ndërgjegjes e në lirinë e fjalës, shfaqën mllefin e tyre ndaj Islamit e ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. Ata, ndoshta, për të ndjellë urrejtje ndaj botës Islame, publikuan dhe botuan karikaturat e paturpshme në libra e në gazeta të

ndryshme. Si rezultat i kësaj, është shfaqur një reagim i ashpër nga organizata të shumta në vende të ndryshme, dhe si rezultat i shprehjes së zemërimit të tyre, janë shkaktuar zjarre e janë rrënuar e dëmtuar prona private e shtetërore.

Qëllimi kryesor i themelimit të Xhematit Mysliman Ahmadia është që, me mëshirën e Allahut xh.sh., të përhapen në botë mësimet e vërteta të Islamit. Për këtë arsye, reagimi i Xhematit Ahmadia në rrethana të tilla provokuese shfaqet në mënyrë që të botohen përgjigjet e plota e analizuese lidhur me ato akuza që bëhen nga ana e kundërshtarëve, e jo që të digjen e të rrënohen prona e pasuri. E kështu, duhet të bëhen përpjekje që të përhapet mesazhi i vërtetë i Islamit në të katër anët e botës.

Prandaj, Hazret Mirza Masroor Ahmadi, Imami i Xhematit Ndërkombëtar Mysliman Ahmadia, i ka diskutuar këto ngjarje në një seri fjalimesh të së xhumasë, të mbajtura prej tij më 10, 17, 24 shkurt dhe më 3 e 10 mars të vitit 2006, në xhaminë *Bejtul Futuh* të Londrës. Këto fjalime tregojnë qartë se çfarë qëndrimi duhet mbajtur nga ana e një besimtari në rrethana të tilla, dhe se si duhet të trajtohet në mënyrë mjaft efektive e bindëse një çështje e tillë.

Anëtarët e Xhematit Mysliman Ahmadia duhet t'i lexojnë vetë këto fjalime, e pastaj t'ua japin shokëve të tyre e personave që i njohin, për t'i lexuar; që edhe ata të kenë njohuri ndaj mësimit të vërtetë e të bukur të Islamit. Për këtë arsye, këto fjalime përkthehen në gjuhë të ndryshme.

Përkthimin në gjuhën shqipe e bëri z. Zakaria Khan, ndërsa redaktimin e bënë z. Petrit Bezhani dhe z. Samad Ghori. Zoti ua shpërbleftë me të mirën!

Munir-ud-Din Shams
*Add.Vakilut Tasnif*
(Drejtor i botimeve)
Tetor, 2010

# ( I )

# Fjalimi i së xhumasë, i mbajtur në xhaminë *Bejtul Futuh* të Londrës, më 10 shkurt, të vitit 2006

- Ne duhet t'ia paraqesim botës sjelljet e dashurisë, të mëshirës e të butësisë së Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe për ta treguar shëmbëlltyrën e Profetit të shenjtë s.a.v.s. është me rëndësi që t'i përmirësojmë veprat tona.

- Përshkrimi i reagimit të Xhematit Mysliman Ahmadia që ai, duke qëndruar brenda normave të mësimeve të Islamit, bëri kundër botimit të atyre karikaturave të paturpshme e poshtëruese që u botuan në Danimarkë, me qëllim që të luanin me ndjenjat e myslimanëve.

- Me anë të këtyre gjesteve zbulohet inati e paragjykimi i tyre; dhe papastërtia e njerëzve me mend të ndotur dhe largimi i tyre nga Zoti.

- Të ndezësh zjarr, të bësh greva, të bësh akte shkatërrimtare nuk është mënyra e drejtë e protestës.

- Ne duhet t'i derdhim veprat e sjelljet tona në hullinë e mësimeve të Islamit. Ne duhet të reagojmë në atë mënyrë që të tregohet bukuria e mësimit të Profetit të shenjtë s.a.v.s.

- Ahmaditë të futen edhe në fushën e gazetarisë

اَشْهَدُ اَنْ لَّا اِلٰهَ اِلَّا اللّٰهُ وَاحْدَهٗ لَا شَرِيْكَ لَهٗ وَاَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهٗ
وَرَسُوْلُهٗ اَمَّا بَعْدُ فَاَعُوْذُ بِاللّٰهِ مِنَ الشَّيْطٰنِ الرَّجِيْمِ

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝ اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۝ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝
مٰلِكِ يَوْمِ الدِّيْنِ ۝ اِيَّاكَ نَعْبُدُ وَ اِيَّاكَ نَسْتَعِيْنُ ۝ اِهْدِنَا الصِّرَاطَ
الْمُسْتَقِيْمَ ۝ صِرَاطَ الَّذِيْنَ اَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ ۙ غَيْرِ الْمَغْضُوْبِ عَلَيْهِمْ وَلَا
الضَّآلِّيْنَ ۝

وَمَآ اَرْسَلْنٰكَ اِلَّا رَحْمَةً لِّلْعٰلَمِيْنَ ۝ (سورة الانبياء :108)

اِنَّ اللّٰهَ وَمَلٰٓئِكَتَهٗ يُصَلُّوْنَ عَلَى النَّبِيِّ ۚ يٰاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا صَلُّوْا عَلَيْهِ وَ سَلِّمُوْا
تَسْلِيْمًا ۝ اِنَّ الَّذِيْنَ يُؤْذُوْنَ اللّٰهَ وَ رَسُوْلَهٗ لَعَنَهُمُ اللّٰهُ فِى الدُّنْيَا وَ الْاٰخِرَةِ وَ اَعَدَّ
لَهُمْ عَذَابًا مُّهِيْنًا ۝ (سورة الاحزاب:58-57)

*Unë dëshmoj se s'ka Zot tjetër përveç Allahut xh.sh, Ai është Një dhe i pashoq. Po ashtu, unë dëshmoj se Muhammedi është robi e i dërguari i Tij. Pas kësaj, kërkoj strehimin e Allahut nga shejtani i mallkuar.*

*"Me emrin e Allahut të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, Zotit të botëve; të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit; Sunduesit të Ditës së Gjykimit. (O Allah) vetëm Ty të adhurojmë ne dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë. Udhëhiqna në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre të cilët i bekove Ti, e jo në rrugën e atyre të cilët kanë shkaktuar zemërimin (Tënd) e as të atyre, të cilët u devijuan."* (Amin) ***(El-Fatiha, 1:1-7)***

*"Dhe Ne s'të kemi dërguar ty ndryshe por vetëm si mëshirë për të gjitha botët."* ***(El-Embija, 21:108)***

*“Allahu dhe engjëjt e Tij e bekojnë Profetin. Pra, o ju besimtarë, bekojeni edhe ju dhe kërkoni paqe për të.*
*Vërtet, Allahu do t’i mallkojë në këtë botë e në Ahiret ata që e trazojnë Allahun dhe Profetin e Tij, dhe Allahu ka përgatitur për ta ndëshkim poshtërues.”*

*(El-Ahzab, 33:57-58)*

# Reagimi i botës Islame ndaj botimit të karikaturave shumë të pahijshme e ofenduese në Danimarkë e në disa shtete të Perëndimit.

Këto ditë, në disa gazeta në Danimarkë e në disa shtete të Perëndimit, janë botuar karikatura shumë të pahijshme e ofenduese të personalitetit të Profetit të shenjtë të Islamit s.a.v.s., të cilat i flakëruan ndjenjat e myslimanëve. Për shkak të kësaj, një valë zemërimi e moskënaqësie ka depërtuar në tërë botën Islame. Lidhur me këtë, secili mysliman është duke shfaqur reagimin e vet. Sidoqoftë, për sa i përket këtij akti të shëmtuar, shfaqja e reagimit ishte e natyrshme dhe e nevojshme.

Edhe një ahmadi, që më shumë se sa të tjerët është i zhytur në dashurinë e në devotshmërinë ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s., jo vetëm se ka të drejtë ta shfaqë reagimin e vet, por duhet patjetër ta paraqesë reagimin e vet, sepse ai, për shkak të Hazret Mesihut të Premtuar a.s., ka një perceptim e njohuri më të gjithëmbarshme ndaj Vulës së Profetëve s.a.v.s.. Shumë anëtarë të Xhematit më shkruajnë letra ku ata shfaqin zemërimin e tyre me rastin e botimit të karikaturave të paturpshme. Ata gjithashtu më këshillojnë që ne duhet të bëjmë përpjekje të vazhdueshme që para botës të paraqitet pozita e vërtetë e Profetit të shenjtë të Islamit s.a.v.s. Pra, kudo ku Xhemati është aktiv, aty janë bërë përpjekje të tilla. Sidoqoftë,

siç e dimë ne, ne nuk reagojmë kurrë duke bërë greva, duke vënë zjarre, duke shkaktuar dëme e duke djegur flamuj e prona.

Në këtë epokë, ithtarët e feve të tjera dhe shtetet e Perëndimit janë duke e sulmuar Islamin dhe Themeluesin e Islamit, Hazret Muhammedin s.a.v.s. Ky është një realitet i pamohueshëm se Perëndimi nuk ka ndonjë interes ndaj fesë. Shumica e tyre janë të zhytur në zbavitjet e në dëfrimet e kësaj bote, dhe pa marrë parasysh se cilit besim i përkasin ata, Islamit, Krishterimit apo çfarëdo besimi tjetër, ata janë të zhytur në ato dëfrime dhe nuk mërziten aspak për fenë e tyre, dhe janë shkëputur tërësisht prej saj. Vërtet, te shumica e tyre është zbehur çdo ndjenjë respekti ndaj besimit fetar. Sa mbaj mend unë, ka pasur një lajm në një gazetë franceze se nëse dëshirojmë ne, mund të bëjmë karikaturat e Zotit *(Naudhubillah[1])*. Kjo është gjendja e tyre morale, ndaj shihni se ku kanë arritur këta! Për këtë arsye, me rastin e botimit të këtyre karikaturave të pahijshme e ofenduese, dhe për mentalitetin e hartuesve të tyre, si dhe me rastin e reagimeve nga ana e botës Islame, shumë komentues kanë shkruar se kjo është një ndeshje midis botës Islame e demokracisë laike (jofetare) të Perëndimit, megjithëse kjo nuk ka të bëjë me shoqëri. Siç thashë më parë, shumica e tyre i ka humbur të gjitha ndjenjat e moraleve; imoraliteti është përhapur në emër të lirisë, dhe turpi gati është zhdukur.

## Komente të disa vëzhguesve të drejtë e të paanshëm

Sidoqoftë, edhe në këtë rast, në mesin e tyre ka disa analistë të drejtë e të paanshëm që kanë deklaruar se është gabim të thuash se një reagim i tillë është një ndeshje midis Islamit e demokracisë jofetare të Perëndimit. Robert Fisku, një gazetar

[1] Kërkojmë mbrojtjen e Zotit nga kjo ide

nga Anglia, në shkrimet e tij e ka trajtuar këtë çështje me plotë drejtësi. Kur dikush nga Danimarka shkroi se kjo është një ndeshje midis Islamit e demokracisë jofetare të Perëndimit, atëherë ai (Robert Fisku) shkroi se: "Kjo është tërësisht e padrejtë; pasi nuk është ndonjë ndeshje e civilizimeve apo e laicizmit. Ai më tutje shkruan:

"Kjo nuk është as çështja e lirisë së të shprehurit. E vërteta qëndron në faktin se sipas besimit të myslimanëve Profeti (s.a.v.s.) ka marrë diktime Hyjnore direkt nga Zoti, dhe ai është përfaqësuesi i Zotit në tokë. Ndërsa, të krishterët mendojnë (një i krishterë shkruan vetë) se Profetët dhe njerëzit e shenjtë kanë humbur në mjegullën e historisë, sepse mësimet e tyre nuk u përshtatën e nuk u përputhën me të drejtat njerëzore e me konceptin modern të lirive. Myslimanët fenë e konsiderojnë pjesë të jetës së tyre, dhe me gjithë kalimin e shekujve e me gjithë ndryshimin, ata e ruajnë këtë mendim të tyre, ndërsa ne praktikisht e kemi ndarë fenë nga jeta jonë. Për këtë arsye, tashmë ne nuk flasim për Krishterimin kundër Islamit, por ne flasim për qytetërimin Perëndimor kundër Islamit. Prandaj, në bazë të kësaj, ne gjithashtu mendojmë se, kur ne mund të tallemi me profetët tanë apo me mësimet e tyre, atëherë përse të mos tallemi me fetë e tjera"?

Ai gjithashtu shtron pyetjen se një reagim i tillë (i myslimanëve) a është gjithnjë i pamenduar? Ai shkruan se ai mban mend që para një dekade ishte shfaqur një film me titull "*Last Temptation of Christ"[Tundimi i fundit i Krishtit]*, që shkaktoi protesta të mëdha dhe që ishte dënuar rëndë, sepse aty Isanë a.s. e paraqitën me një femër në një gjendje të papëlqyeshme e të papranueshme. Persona të zemëruar e dogjën një kinema në Paris, dhe një i ri francez u vra. Çfarë do të thotë kjo? Në një anë, disa prej nesh nuk mund ta durojnë nënçmimin e ndjenjave të tyre fetare, ndërsa në anën tjetër, ne kërkojmë prej myslimanëve që ata të shfaqin durim e të përmbahen me rastin e botimit të karikaturave të shëmtuara e

fyese në emër të lirisë së të shprehurit. A janë të drejta këto sjellje? Më vjen të qesh, kur liderët e Perëndimit thonë e deklarojnë se nuk mund t'i ndalojmë gazetat dhe ta pengojmë lirinë e të shprehurit të mendimit. Ai shkruan se nëse kapela në formë bombash, e paraqitur në karikaturat e diskutuara, do të vihej mbi kokën e një Rabini çifut, në vend të kokës së Profetit të Islamit s.a.v.s., atëherë a nuk do të kishte protesta, se aty shprehet antisemitizmi dhe një akt i tillë i lëndon ndjenjat fetare të çifutëve? Nëse kjo është çështja e lirisë së të shprehurit të mendimit dhe të folurit, atëherë përse mohimi i shfarosjes së çifutëve (Holokausti) është një krim në Francë, Gjermani e në Austri? Në qoftë se këto karikatura do të kishin luajtur një rol për t'i ndihmuar ata persona që dëshirojnë një reformë në mesin e myslimanëve, apo dëshirojnë t'i çojnë përpara diskutimet e ndriçuara, do të ishin pak ata që do t'i kundërshtonin. Mirëpo, çfarë mesazhi tjetër është dhënë me anë të këtyre karikaturave, përveçse atij që Islami është një religjion militant? Çfarë hapash pozitivë kanë këto karikatura, përveç se krijuan ngacmime e provokime në të katër anët e botës?"

*(Gazeta "Jang", Londër, 7 shkurt, 2006, f. 1-3)*

Megjithëse, nuk mund ta mohojmë faktin se edhe veprimet dhe sjelljet e disa myslimanëve janë bërë shkak i këtyre qëndrimeve, edhe pse në mesin e qytetarëve të Perëndimit, ka edhe njerëz të mirë e fisnikë që dinë t'i komentojnë e t'i interpretojnë këto fakte.

## Reagimi i gabuar i disa prijësve të myslimanëve u jep mundësi kundërshtarëve që ta njollosin Islamin

Lidhur me ato reagime që janë shfaqur në vende të ndryshme të botës, qoftë nga ana e myslimanëve, qoftë nga ana e

përfaqësuesve të shteteve të ndryshme të Perëndimit, apo nga ana e gazetave të ndryshme perëndimore, i kam mbledhur raporte të ndryshme. Në mesin e tyre ka shumë që nuk u pajtuan me këtë hap të gazetës. Prapëseprapë, siç thashë unë më parë, diku, në një vend apo në tjetrin, kohë pas kohe, dikush paraqet ndonjë sherr që e pasqyron papastërtinë e mendjes dhe largimin e tyre nga Zoti, dhe që e paraqet paragjykimin e smirën e tyre kundër Islamit. Megjithëse, unë dua të them që reagimi i gabuar i shfaqur nga ana e disa prijësve myslimanë, fatkeqësisht nga ana e këtyre njerëzve të tillë, u jep rast që ta njollosin Islamin. Për këtë shkak ata fitojnë disa dobi politike. Përveç kësaj, sjelljet e disa myslimanëve të zakonshëm, në jetën e tyre të përditshme, i shqetësojnë qeveritë e këtyre vendeve të Perëndimit; si p.sh. kur ata nuk dëshirojnë të punojnë, po rrinë në shtëpi pa punë, duke marrë ndihmë sociale nga shteti; apo bëjnë punë të atilla që nuk lejohen të bëhen; apo edhe kur punojnë nuk paguajnë taksën etj. Pra, myslimanët vetë me të tilla veprime i krijojnë këto rrethana e momente, të cilat këto qeveri të mençura i shfrytëzojnë për vete.

Në disa raste, këta vetë (perëndimorët) bëjnë padrejtësi, por për shkak të reagimeve e të qëndrimeve të gabuara të myslimanëve, këta bëhen viktima dhe myslimanët tiranë. Është e vërtetë që pjesa dërrmuese e myslimanëve nuk do e as nuk lejon që të bëhen dëme e shkatërrime. Mirëpo, ka disa nga ata prijës apo disa elemente sherrxhinj që me qëndrimet dhe veprimet e tyre e njollosin emrin e Islamit. P. sh. në një raport të Danimarkës, ku përmendet pasoja e kësaj ngjarjeje, thuhet se populli danez ishte i mendimit që myslimanët duhet ta pranojnë pendimin e gazetës dhe t’i japin fund kësaj grindjeje në mënyrë paqësore, pasi kështu mësimet e vyera të Islamit të arrijnë të ndikojnë edhe tek ata, dhe kështu mund të shmanget dhuna. Televizioni njofton se fëmijët tanë danezë janë shumë të frikësuar e të trishtuar, duke i parë ato pamje ku digjet flamuri

kombëtar dhe ambasadave të ndryshme iu vihet zjarri. Ata mendojnë se do të bëhet luftë kundër tyre, dhe kërcënohet jeta e tyre. Si rezultat i këtij qëndrimi të myslimanëve, populli dhe disa politikanë danezë kanë shfaqur mospëlqimin e tyre për këto veprime, dhe për të shlyer këtë lëndim të myslimanëve, ata propozojnë që të ndërtohet një xhami e madhe për myslimanët e Danimarkës, të cilën do ta financojnë firma daneze. Kryetari i Bashkisë së Kopenhagës e pëlqeu dhe e përkrahu këtë propozim. Siç thashë më parë, pjesa dërrmuese e myslimanëve është e mendimit që ne duhet ta pranojmë pendimin e gazetës, por një prijës i tyre, që përfaqëson 27 organizata, deklaron se megjithëse gazeta ka kërkuar falje për këtë gabim, prapëseprapë ne kërkojmë që hartuesi i karikaturave duhet të paraqitet personalisht para nesh e të kërkojë falje. Atëherë, ne do të shkojmë në vende islamike me këtë mesazh që myslimanët tani t'i japin fund kësaj fushate. Këta myslimanë përpiqen të krijojnë një pamje të çuditshme e të tmerrshme të Islamit. Në vend që të zgjasin dorën e pajtimit, ata anohen në drejtim të acarimit e të armiqësisë. Megjithëse, Xhemati Mysliman Ahmadia nuk ka të bëjë me këto acarime e grindje, prapëseprapë misionet tona marrin kërcënime telefonike, bile disa armiq dërgojnë kërcënime me anë të letrave. Allahu xh.sh. i ruan misionet dhe xhamitë tona, kudo që gjenden, nga sherri i tyre!

Sidoqoftë, një reagim i gabuar ia hap rrugë proklamimit të gabuar. Siç thashë më parë se kur danezët kërkuan falje për gabimin e tyre, reagimi i myslimanëve e ndërroi pozitën, këta, pasi mbajtën qëndrimin mizor duke kryer një akt shumë të shëmtuar,  dhe kështu bëhen të shtypur. Ata po kërkojnë falje në Danimarkë, ndërsa prijësit myslimanë nuk lëshojnë pe e tregojnë veten të patundur. Pra, këta myslimanë duhet të veprojnë me urtësi e me mençuri, dhe duhet t'i ndërrojnë mënyrat e tyre të reagimit e të protestës.

# Mënyra e reagimit të një ahmadiu

Sikurse thashë edhe më parë, por më me siguri mund të them se zemrat tona janë të lënduara më shumë për shkak të këtij akti të shëmtuar. Mirëpo, mënyra dhe rrugët e reagimit e të protestës sonë janë të veçanta. Unë dëshiroj të flas qartazi se nuk është e pamundur që ata, kohë pas kohe, të mos e përsërisin të njëjtin gabim. Ata, edhe në të ardhmen, do të bëjnë vepra të tilla që të fyhet sedra e myslimanëve. Mbas këtyre akteve mund të jetë i fshehur një qëllim tjetër që të krijohen pengesa ligjore për ata myslimanë që po vijnë nga Lindja, India e Pakistani. Pa marrë parasysh, se a krijojnë pengesa ligjore apo jo, ne duhet të mbajmë qëndrimet e sjelljet tona në bazë të vlerave e të mësimeve të Islamit.

Unë edhe më parë thashë, se kundër Islamit e kundër Profetit të Islamit s.a.v.s. janë bërë komplote të tilla që në hershmëri. Mirëpo, ky është premtimi i Allahut xh.sh. se Ai do ta ruajë atë, ndaj Ai e ka ruajtur dhe po e ruan edhe sot, dhe të gjitha përpjekjet e armiqve shkuan kot.

# Mesihu i Premtuar a.s. ka ardhur ta mbrojë Islamin dhe Profetin e shenjtë s.a.v.s.

Në këtë epokë, Allahu xh.sh. e dërgoi Hazret Mesihun e Premtuar a.s. me qëllim që ta mbrojë fenë Islame dhe Profetin e Islamit s.a.v.s. Për sa u përket atyre sulmeve që janë bërë e që po bëhen në këtë kohë kundër Profetit të shenjtë s.a.v.s., vetë Hazret Mesihu i Premtuar a.s., e më pas Kalifët e tij, duke i ndjekur mësimet e tij, e udhëhoqën dhe e drejtuan Xhematin Ahmadia se çfarë qëndrimi duhet të mbajë në raste të tilla. Këto udhëzime e drejtime sollën pasoja mjaftë pozitive. Lidhur

me këtë, unë dëshiroj të paraqes disa shembuj, me qëllim që t'u sqarohet çështja dhe e vërteta atyre që i akuzojnë ahmaditë, se ata duke mos marrë pjesë në greva e demonstrata shkatërruese e dëmprurëse, vërtetojnë se ata nuk mërziten e as nuk pikëllohen për nënçmimin e për poshtërimin e Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Reagimi dhe përgjegjësia jonë është dhe gjithnjë duhet të jetë e tillë, që me anë të tyre të paraqitet në mënyrë të bukur e të shkëlqyer personaliteti, modeli dhe mësimi i Profetit të shenjtë s.a.v.s. Po ashtu, që të dalë i bukur mësimi i Kuranit të Shenjtë. Duke i parë sulmet e ashpra e të pahijshme kundër Profetit të shenjtë s.a.v.s., ne me përulësi gjunjëzohemi para Allahut xh.sh. e kërkojmë ndihmë prej Tij, e nuk marrim pjesë në veprimtari shkatërrimtare dhe nuk kryejmë vepra e akte dëmprurëse. Këtu, po jap dy shembuj nga jeta e Mesihut të Premtuar a.s. që dëshmojnë se sa shumë ai e donte, e nderonte dhe e admironte Profetin e shenjtë s.a.v.s.

Shembulli i parë është i Abdullah Athemit, një i krishterë, që në një libër të tij ka përdorur fjalën *Dexhxhal*[1] për Profetin e shenjtë s.a.v.s. (*naudhubillah*), duke treguar mendjen e vet të shthurur e të ndyrë.

*("Andëruna Biblë, 70, 75 dhe 144, nga Abdullah At'ham Masihi, botuar në 1881, Shtypshkronja "Vakil", Amritsër)*

Në atë kohë, me Mesihun e Premtuar a.s. u zhvillua një debat rreth Islamit e Krishterimit. Ky debat vazhdoi gjatë. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Unë për 15 ditë isha i zënë në debat. Ndërsa vazhdonte diskutimi, unë fshehurazi isha duke bërë lutje për ndëshkimin e

[1] *Dexhxhal* është fjalë arabe që do të thotë mashtrues dhe gënjeshtar i madh.

Athemit." Domethënë për shkak të atyre fjalëve që ai ka përdorur. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:
"Kur debati përfundoi, unë Athemit i thashë: Ky debat tani ka marrë fund, por një lloj gare akoma mbetet, ku Zoti qëndron si mbikëqyrës. Dhe ajo është se ju në librin tuaj *Andruna Bajbël* keni përdorur fjalën *Dexhxhal* për Profetin tonë të dashur s.a.v.s., ndërsa për mua ai është një Profet i vërtetë dhe i ndershëm, dhe besoj se feja Islame është prej Zotit. Pra, kjo është ajo ndeshje që do të gjykohet nga drejtësia Hyjnore. Dhe ai gjykim Hyjnor është ky se njeri nga ne të dy, ai që është gënjeshtar në pohimin e vet dhe që në mënyrë të padrejtë e quan Profetin gënjeshtar dhe *Dexhxhal* dhe që është armiku i së vërtetës, do të ndëshkohet brenda një afati 15 muajsh që nga sot, në jetën e atij që është i vërtetë dhe është në rrugën e drejtë, ai do të ndëshkohet me kusht nëse nuk do të kthehet nga e keqja; domethënë nëse nuk do të heqë dorë nga të thënët gënjeshtar Profetit të vërtetë dhe të dëlirë dhe nuk do të braktisë të përdorë gjuhë të papastër dhe të ndytë. E kam thënë këtë sepse vetëm nga refuzimi i një feje njeriu nuk e meriton ndëshkimin në këtë botë, por atij i detyrohet dënimi atëherë, kur ai nuk përmbahet dhe përdor sharje dhe fjalë të ndyta."

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. më tutje thotë: "Kur unë i thashë këto fjalë, ai u zbeh në fytyrë, dhe nga frika edhe duart e tij filluan t'i dridheshin. Ai duke e nxjerrë gjuhën e tij jashtë gojës e duke i kapur me duart e veta të dy veshët e tij, filloi ta lëvizë kokën në shenjë mohimi, siç bën një i akuzuar nga frika dhe mohon kryerjen e fajit dhe rri i përkulur e me respekt, dhe në mënyrë përsëritëse thoshte se pendohem, unë nuk e kam poshtëruar Profetin e shenjtë s.a.v.s."

*("Nuzulul Masih" "Ruhani Khazain", vol. 18, f. 543-544)*

Dhe pas kësaj ai nuk foli më diçka kundër Islamit. Pra, ky ishte reagimi i luanit të Zotit, që kishte një respekt e admirim shumë

të madh ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe që në këtë mënyrë i sfidonte ata që bënin akte të tilla.

Mandej, ishte një person tjetër, i quajtur Lekram, që e shante Profetin e shenjtë s.a.v.s., Hazret Mesihu i Premtuar a.s. u përpoq mjaft ta frenojë atë nga një paturpësi e tillë, por ai nuk përmbahej. Fundi i fundit, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. bëri lutje, dhe Allahu xh.sh. i dha myzhde për vdekjen e tij të mundimshme.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Allahu xh.sh. më premtoi mua lidhur me një person, që quhet Lekram, që e shan Profetin e shenjtë s.a.v.s. dhe përdorte një gjuhë banale e të papastër për të. Allahu xh.sh. m'i pranoi lutjet e mia dhe lidhur me atë mallkim që e bëra kundër tij, më dha lajmin se ky njeri do të vdesë me një vdekje të tmerrshme brenda një afati prej 6 vitesh. Kjo është një shenjë për ata që kërkojnë fenë e vërtetë.

*("Nuzulul Masih" "Ruhani Khazain", vol. 18, f. 549)*

Pra, ashtu ngjau plotësisht; ai vdiq brenda afatit me një vdekje shumë të mundimshme.

## Paraqitjani botës modelin e shkëlqyer të Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Këto janë ato mënyra e rrugë të reagimit që na mësoi Mesihu i Premtuar a.s.; me të cilat duhet të udhëzohen ata që veprojnë në mënyrë të gabuar e të padrejtë; që bota të ketë njohuri e dijeni rreth aspekteve të bukura, të shndritshme e të shkëlqyera të jetës së tij, të cilët ajo sot nuk i njeh. Po ashtu, bëni lutje në oborrin e Allahut xh.sh. që Ai t'i frenojë e t'i largojë këta

njerëz nga paturpësi të tilla ose t'i ndëshkojë vetë. Allahu xh.sh. ka rrugët e veta të ndëshkimit, dhe Ai e di më së miri se si dënon dhe cilin e dënon.

Më vonë, në kohën e Kalifit II, u botua një libër vulgar, *Rangila Resul*, mandej u botua një artikull shumë vulgar në një revistë, *Vartaman*, që krijuan shqetësime të mëdha tek myslimanët e Indisë. Në tërë vendin, myslimanët u zemëruan dhe reaguan ashpër. Me këtë rast, Kalifi II, *Musleh Maudi* (Biri i Premtuar), iu drejtua myslimanëve dhe tha:

"O vëllezër! Unë me zemër të mallëngjyer ju them se: Trim nuk është ai që fillon grindje, përkundrazi ai është njeri frikacak, sepse është i mposhtur nga *nefsi* i tij. Sipas një hadithi të Profetit të shenjtë s.a.v.s., trim i vërtetë është ai që e mposhtë zemërimin. Është thënë se trim është ai që merr një vendim të prerë dhe nuk kthehet më mbrapa derisa ta realizojë atë. Ai më tutje tha: Për përparimin e Islamit, ju duhet të premtoni tri gjëra:
Së pari, ju do të veproni duke u frikësuar prej Allahut xh.sh. dhe nuk do të mbani qëndrim të shkujdesur ndaj fesë. Pra, së pari duhet të bëni një reformim në qeniet tuaja.

Së dyti, ju do të tregoni një interes të veçantë për të përhapur mesazhin e Islamit. Mësimet e Islamit duhet të arrijnë tek çdo person në botë. Cilësitë e Profetit të shenjtë s.a.v.s., virtytet e larta të jetës së tij, modeli i tij i bekuar e i shkëlqyer duhet të njihen prej të gjithëve.

Së treti, ju do të bëni përpjekje për t'i çliruar myslimanët nga robëria ekonomike e shoqërore."

*("Anvarul Ulum", vol. 9, f. 555-556)*

Tani, kjo është detyrë e çdo myslimani, e çdo individi të zakonshëm dhe gjithashtu detyrë e të gjithë prijësve. Ju mund të shihni se si këto shtete Islamike janë bërë pre e robërisë ekonomike e shoqërore, edhe pse quhen shtete të lira e të pavarura. Këto janë nën mëshirën e shteteve të Perëndimit, dhe përpiqen t'i imitojnë ato. Në vend që të punojnë vetë, varen prej tyre. Për këtë arsye, këto shtete, kohë pas kohe, luajnë me ndjenjat e myslimanëve. Përveç kësaj, Kalifi II e vuri në praktikë traditën e organizimit të tubimeve rreth jetës së bekuar të Profetit të shenjtë s.a.v.s. (*Xhelsa Siratun Nabi* s.a.v.s.). Pra, këto janë metoda e mënyra të ndryshme të reagimit e të protestës, e jo të krijohen ngatërresa, luftëra, e të kryhen veprimtari shkatërrimtare e dëmprurëse. Duke iu drejtuar myslimanëve, ai më së shumti ua tërhoqi vëmendjen ahmadive.

Disa tradita të shëmtuara të këtyre vendeve po futen pa u kuptuar në disa familje tona. Unë ahmadive ju them se edhe juve është dhënë vërejtje në këtë fjalim. Adoptojeni atë që është e mirë dhe e dobishme për ju nga kultura e tyre, por ne duhet t'i shmangemi asaj që është e dëmshme për ne. Prandaj, reagimi ynë duhet të jetë në këtë mënyrë që ta shqyrtojmë veten, të shohim se ç'bëjmë ne, sa i frikësohemi Zotit, sa e adhurojmë Atë, sa i praktikojmë urdhrat e Tij dhe sa shumë mundohemi ne që ta përhapim mesazhin e Allahut xh.sh!

Mandej, ishte koha e Kalifit IV, kur Salman Rushdiu e botoi një libër mjaft fyes e poshtërues. Atë kohë, Hazret Kalifi IV mbajti disa fjalime në ditët e së xhumave, dhe e porositi një person që të shkruajë një libër kundër librit të Rushdiut. Siç thashë edhe më parë se gjeste e dukuri të tilla përsëriten herë pas here. Në fillim të vitit të kaluar, u botua një artikull i ngjashëm lidhur me jetën e Profetit të shenjtë s.a.v.s.. Edhe atëherë, unë u tërhoqa vërejtje anëtarëve të Xhematit dhe nën organizatave të Xhematit që të shkruajnë artikuj, ese e letra,

dhe ta zgjerojnë mundësinë e komunikimit, me qëllim që të paraqiten aspektet e bukura e të shndritshme të jetës së Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe një qëllim i tillë nuk mund të arrihet me anë të veprimtarive shkatërrimtare e dëmprurëse. Pra, anëtarët e niveleve dhe shtresave të ndryshme të Xhematit Ahmadia duhet të kenë kontakte e lidhje me myslimanët e shkolluar e të zgjuar, e t’i ftojmë dhe ata që të bashkohen me ne në këtë fushatë. Kështu, edhe ata do të shkruajnë e do ta zgjerojnë komunikimin e tyre dhe kështu do të plotësohet gjykimi e kuptimi në çdo sferë e në çdo vend. Po nëse dikush, edhe pas kësaj, do të kryejë veprime të tilla fyese e poshtëruese, çështja e tij do të mbetet te Zoti.

Allahu xh.sh. e dërgoi Profetin e shenjtë duke e bërë mëshirë për tërë njerëzimin, siç Allahu xh.sh. thotë:

وَمَآ اَرۡسَلۡنٰكَ اِلَّا رَحۡمَةً لِّلۡعٰلَمِيۡنَ ۝

*Dhe Ne s’të kemi dërguar ty ndryshe por vetëm si mëshirë për të gjitha botët.*

*(El-Embija, 21:108)*

Një qenie e madhe si ai e një qenie që ndan mëshirë si ai, nuk ishte lindur as përpara tij e as nuk do të lindë pas tij në të ardhmen. Pa dyshim, modeli i tij i shkëlqyer do të mbetet përgjithmonë. Çdo mysliman duhet të përpiqet ta ndjekë modelin e tij. Po edhe në këtë rast, pesha më e madhe e përgjegjësisë bie mbi supet e anëtarëve të Xhematit Ahmadia. Pra, në çdo rast, Profeti i shenjtë s.a.v.s. ishte mëshirë për tërë njerëzimin. Ndërsa, këta e përshkruajnë dhe e portretizojnë atë në mënyrë të tillë që e paraqet një koncept të tmerrshëm. Ne duhet t’i tregojmë botës rreth modelit të bekuar, të mëshirshëm e të dashur të Profetit të shenjtë s.a.v.s. Për të arritur këtë qëllim, myslimanët duhet të krijojnë ndryshime në sjelljet e

tyre. Këtu nuk është çështja e terrorizmit apo militantizmit. Profeti i shenjtë s.a.v.s. gjithnjë i shmangej luftës e konfliktit, derisa ai erdhi në Medinë, dhe atë e shtrënguan dhe e detyruan të luftonte. Mandej, me lejen e Allahut xh.sh., ai bëri disa luftëra mbrojtëse e kundërsulmuese. Prapëseprapë, i është urdhëruar:

وَقَاتِلُوْا فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ الَّذِيْنَ يُقَاتِلُوْنَكُمْ وَلَا تَعْتَدُوْا ۭ اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ الْمُعْتَدِيْنَ ۝

*Dhe luftoni në rrugën e Allahut kundër atyre që ju sulmojnë, por mos e tepronі. Vërtet, Allahu nuk i do ata që e teprojnë.*

*(El-Bekare, 2:191)*

Vërtet, Profeti i shenjtë s.a.v.s. ishte ai që më së miri e zbatonte Sheriatin që i ishte shpallur atij. Është një padrejtësi e madhe që të paraqiten mendime e koncepte aq banale e të paturpshme për një person të tillë. Sidoqoftë, siç është përmendur më parë nga që ata kërkuan falje, bile dhe një misionar ynë gjithashtu na raportoi se njeri prej tyre kërkoi falje, ne këtë çështje ia lamë Zotit.

## Reagimi i menjëhershëm i Xhematit Mysliman Ahmadia me rastin e botimit të karikaturave

Myslimanët e tjerë  janë duke bërë greva, duke prishur pasuri e prona e duke sjellë dëme e shkatërrime, sepse kjo është mënyra e tyre e kundërveprimit. Ndërsa, kundërveprimit i Xhematit Ahmadia që është shfaqur menjëherë pas kësaj ngjarjeje, ishte se anëtarët e Xhematit tonë filluan të komunikonin me gazeta përkatëse. Kjo nuk ndodhi sot, por në shtator të vitit 2005, kur

u botuan karikaturat në fjalë, e jo në shkurt të vitit 2006, kur bëheshin greva e protesta shkatërrimtare. Pra, kjo ndodhi në shtator të vitit 2005. Po si reaguam ne? Misionari ynë aty për aty shkroi një artikull dhe ia dërgoi asaj gazete që i kishte botuar këto karikatura, duke bërë një protestë kundër botimit të karikaturave. Atyre iu prezantuan mësimet e Mesihut të Premtuar a.s. dhe u është sqaruar se kjo është mënyra jonë e protestës. Ne nuk do të dalim nëpër rrugë, por do të bëjmë me ju xhihadin e penës. Ne shprehim keqardhjen tonë për këto akte të paturpshme. Atyre gjithashtu iu është sqaruar se ne pajtohemi me ta për lirinë e të shprehurit të mendimit, por kjo nuk do të thotë që t'i provokoni e t'i fyeni të tjerët. Një reagim i tillë krijoi rezultate pozitive dhe shënoi arritje të mira. Artikulli i përgatitur për këtë çështje që iu dërgua gazetës, u botua në atë gazetë. Me këtë rast, populli danez tregoi një maturi të këndshme. Ata e çmuan dhe e vlerësuan artikullin tonë, dhe për këtë na telefonuan e na dërguan letra në xhaminë tonë, në Kopenhagë. Pastaj, Presidenti i Bashkimit të Gazetarëve e ftoi përfaqësuesin e Xhematit në një mbledhje, ku atyre u është shpjeguar e sqaruar se sado që ekziston ligji që garanton lirinë e të shprehurit të mendimit, prapëseprapë kjo nuk do të thotë që të poshtërohen e të nënçmohen prijësit e personalitetet e shquar e të nderuar të feve të tjera. Në këtë shoqëri, të krishterët e myslimanët jetojnë bashkë, andaj duhet të respektohen ndjenjat e njëri-tjetrit. Përndryshe, pa këtë nuk mund të arrihet paqe. Mandej, atyre u janë paraqitur mësimet e vyera të Profetit të shenjtë s.a.v.s. modeli i tij i shkëlqyer, vlerat e tij morale dhe virtytet e larta shembullore. Pa dyshim, ai ishte i mëshirshëm, i sjellshëm ndaj krijesave të Allahut xh.sh. Kur ua kemi paraqitur disa shembuj nga jeta e tij praktike, i kemi pyetur ata se: A e meriton një person i tillë që i bart këto mësime të bukura e që i demonstroi në mënyrë të përsosur këto mësime, të portretizohet në formë të këtyre karikaturave të paturpshme? Duke dëgjuar këtë bisedë të

misionarit tonë, ata e pëlqyen dhe e vlerësuan mjaft. Një karikaturist deklaroi qartë se po ta kishim zhvilluar më parë një mbledhje të tillë, ne nuk do t'i kishim botuar karikaturat. Ne tani morëm vesh se cilat janë mësimet e Islamit. Të gjithë pjesëmarrësit u pajtuan që të vazhdojnë dialog.

Presidenti i Bashkimit të Gazetave lëshoi një komunikatë shtypi që është lexuar në praninë e të gjithëve. Një intervistë televizive është realizuar për bukuri. Gjithashtu, është bërë një mbledhje me një ministër. Sidoqoftë, Xhemati vepron në këtë mënyrë. Përpjekje të tilla janë bërë edhe në vende të ndryshme. Pra, Xhemati ka punuar shumë aty ku ka qenë rrënja e këtyre problemeve. Arsyeja e botimit të karikaturave ishte libri *Jeta e Profetit dhe Kurani*, nga një autor danez. Libri është në shitje në treg. Autori kërkoi prej popullit që të hartojnë karikatura të Profetit të shenjtë e t'i dërgohen atij. Disa i kanë vizatuar karikaturat, pa i shënuar emrat e tyre nga frika se myslimanët do të reagojnë. Pra, ky është ai libër që u bë shkak i këtij konflikti. Po ashtu, ato ishin karikatura që janë bërë shkak i një reagimi të tillë të myslimanëve. Anëtarët e Xhematit Ahmadia duhet të bëjnë përpjekje, sa të kenë mundësi e kudo që jetojnë ata, që t'iu japin përgjigje atyre akuzave të pavërteta, të paraqitura në këtë libër. Ekziston një përshtypje në Danimarkë se disa myslimanë në vende të ndryshme Islamike tregojnë karikatura të tjera e jo ato që janë botuar këtu në Danimarkë, e kështu me anë të atyre karikaturave të vizatuara vetë prej tyre ata dëshirojnë t'i ngacmojnë myslimanët. A është e vërtetë kjo apo jo, ne nuk e dimë. Mirëpo, me ndërhyrjen tonë të atypëratyshme, ata kanë filluar ta analizojnë këtë çështje. Një hap i tillë është marrë menjëherë, ndërsa këta kanë filluar ta marrin vesh sot këtë çështje, edhe pse kjo ndodhi para tre muajve.

Siç thashë më parë, ka nevojë që në çdo vend të prezantohen e të paraqiten veprat e aspektet e bukura e të mrekullueshme të jetës së Profetit të shenjtë s.a.v.s. Veçanërisht, kjo është detyra jonë që t'i eliminojmë me anë të argumenteve të logjikshme e të arsyeshme koncepte të gabuara rreth Islamit se ai është religjioni i militantizmit dhe i brutalitetit. Pra, ka nevojë që të shkruhen artikuj nëpër gazeta dhe njëkohësisht shkrimtarëve e gazetarëve duhet t'u jepen libra të botuar për jetën e bekuar të Profetit të shenjtë s.a.v.s.

## Të rinjtë ahmadi duhet të vijnë në fushën e gazetarisë

Është një propozim që Xhemati të hartojë një plan për të ardhmen, që të rinjtë tanë, ata që kanë prirje në këtë drejtim, duhet të zotërojnë sa të munden profesionin e gazetarisë, që të kemi mundësi të krijojmë kontakte të shumta, e të depërtojmë në gazeta e në fushën e publicistikës në këto vende. Sepse këto akte të shëmtuara do të përsëriten herë pas here. Nëse do të kemi lidhje të shumta me media, do të kemi më shumë mundësi që t'i pengojmë akte e veprimtari të tilla të paturpshme. Dhe nëse prapë dikush, pas të gjitha këtyre përpjekjeve tona, del kokëfortë e vepron me kryeneçësi, atëherë të tillët do të hyjnë në atë kategori, të cilët Allahu xh.sh. i mallkon në këtë botë e në Ahiret. Allahu xh.sh. thotë:

إِنَّ الَّذِيْنَ يُؤْذُوْنَ اللّٰهَ وَ رَسُوْلَهٗ لَعَنَهُمُ اللّٰهُ

فِي الدُّنْيَا وَ الْاٰخِرَةِ وَ اَعَدَّ لَهُمْ عَذَابًا مُّهِيْنًا ۝

*Vërtet, Allahu do t'i mallkojë në këtë botë e në Ahiret ata që e trazojnë Allahun dhe Profetin e Tij, dhe Allahu ka përgatitur për ta një ndëshkim poshtërues.*

*(El-Ahzab, 33:58)*

Ky dekret nuk ka marrë fund. Profeti ynë është një Profet i gjallë, mësimet e tija janë me vlerë të amshueshme, Sheriati i tij është i tillë që i zgjidh problemet e të gjitha kohërave, duke e ndjekur atë, njeriu i afrohet Allahut xh.sh. dhe veten e gjen pranë Tij. Pra, këto brenga e abuzime zemërçjerrëse që u jepen ithtarëve të tij do të kenë peshën e tyre, sepse Zoti ynë është një Zot i gjallë dhe Ai i sheh veprimtaritë e tyre të turpshme.

Është detyra jonë që t'ia tërheqim vëmendjen botës. Ne duhet pa tjetër t'i tregojmë botës se  Allahu xh.sh. ka fuqi, edhe sot, t'ju ndëshkojë për shkak të këtyre brengave e lëndimeve që na jepen neve. Pra, mos e lëndoni Allahun dhe Profetin e Tij s.a.v.s. Ne duhet të veprojmë njëkohësisht në të dy krahët. Në një anë ne detyrohemi të përhapim në botë mësimet e bukura të Islamit dhe modelin e bekuar të Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe në anën tjetër është e nevojshme të bëjmë një reformë në sjelljet e në veprat tona. Meqë me anë të veprave tona, ne mund t'ia mbyllim gojën botës, dhe vetëm me anë të kësaj mund të luajmë një rol të rëndësishëm për t'i detyruar ata të heshtin. Siç e përmenda edhe më parë, në një raport një dijetar mysliman akuzohet se ndryshe flet këtu, ndërsa ndryshe flet në vende të tjera që të nxisë e të flakërojë njerëzit. Ose ndoshta nuk e përmenda atë raport. Pra, është e nevojshme që ne të paraqesim modele praktike për gjendjen tonë të brendshme e të jashtme, që të përputhen fjalët tona me praktikën tonë e këto të kenë një harmoni të plotë mes tyre.

# Nuk mund të krijohet nderi i Profetit të shenjtë s.a.v.s., duke djegur flamuj e duke bërë veprimtari shkatërrimtare

Unë, gjithashtu, atyre që veten e quajnë myslimanë, pa marrë parasysh a janë ahmadi apo jo, a janë sunitë apo shitë, ose që i takojnë ndonjë sekti tjetër të Islamit u them: Kur personaliteti i Profetit të shenjtë s.a.v.s. sulmohet, atëherë në vend që të shfaqen pasione të rastit, të digjen flamuj, të kryhen veprimtari shkatërrimtare e të sulmohen ambasada në vende të ndryshme të botës, ata duhet t'i përmirësojnë veprat e tyre, që të tjerët të mos kenë rast t'u drejtohen me gisht. A mendojnë ata se vënia e zjarreve është i vetmi akt (*naudhubillah*) që e ruan nderin dhe pozitën e Profetit të shenjtë s.a.v.s.,? Po a mendojnë ata se e morën hakun, duke djegur flamujt ose duke i djegur pajisjet e ndonjë ambasade? Jo, kurrsesi jo! Ne jemi ndjekësit e atij Profeti të shenjtë s.a.v.s., që erdhi që të shuajë zjarrin, që ishte Ambasadori i Dashurisë dhe Princi i Paqes. Prandaj, në vend që të merrni aksione të tmerrshme e shkatërrimtare, duhet që t'i përhapni në botë mësimet e tij të bukura e mahnitëse.

Allahu xh.sh. u faltë myslimanëve ndijim, mençuri e arsyetim! Sidoqoftë, unë ahmadive u them se këta njerëz nuk e dinë, dhe kush e di se a do të kenë ndonjëherë mençuri e urtësi? Lidhur me reaksionin tuaj ndaj karikaturave ofenduese të botuara, duhet që çdo fëmijë, çdo i ri, çdo plak, meshkuj e gra duhet të ndezin në mesin tuaj një zjarr të tillë që nuk duhet të shuhet kurrë. Ky zjarr nuk duhet të jetë i tillë me të cilin digjet flamuri ose pronësia e një shteti, e që shuhet pas disa minutash ose pas disa orësh. E kemi parë një pamje në TV (në Pakistan) ku ishin tubuar shumë njerëz që me një entuziazëm të madh ndiznin zjarre, sikur kishin arritur një fitore e sukses shumë të madh – ky zjarr do të shuhej pas pesë minutash! Por zjarri ynë duhet të jetë i tillë që të mbetet i flakëruar përgjithmonë, dhe ky është

zjarri i dashurisë dhe i devotshmërisë ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. – zjarri i përshtatjes ndaj çdo praktike të tij të bekuar, dhe i paraqitjes së tij në botë. Kur ky zjarr ndizet një herë në zemrat tuaja, ky duhet të mbetet i flakëruar përgjithmonë. Ky zjarr duhet të jetë i tillë që mund të derdhet në hullinë e lutjeve dhe flakët e të cilit arrijnë deri në qiell!

## Derdheni dhembjen tuaj në hullinë e lutjeve dhe i dërgoni me bollëk *durud* Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Ky është ai zjarr të cilin çdo ahmadi duhet ta ndezë në zemrën e tij, dhe duhet që ta derdhni dhembjen tuaj në hullinë e lutjeve. Prapë, për të gjitha këto, Hazret Profeti Muhammed s.a.v.s. do të jetë ndërmjetës. Nëse dëshirojmë që lutjet tona të pranohen në oborrin e Allahut xh.sh., që ta fitojmë dashurinë e Allahut xh.sh., që të ruhemi nga absurditetet e marrëzitë e botës, që të ruhemi nga këto ngatërresa që paraqiten kohë pas kohe, që ta ruajmë të gjallë në zemrat tona dashurinë ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe që të sigurojmë të mirat e kësaj bote e të asaj të Ahiretit, ne duhet t'i dërgojmë *Durud* e *Salat* të shumta Profetit të shenjtë s.a.v.s.. Pa dyshim, kjo është koha e ngatërresave, prandaj për të mbajtur veten të kredhur në dashurinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe për t'i vendosur brezat tanë vijues në rrugën e Islamit e të Ahmadiatit, duhet që çdo ahmadi ta zbatojë në mënyrë të prerë këtë porosi të Allahut xh.sh.:

إِنَّ اللّٰهَ وَمَلٰٓئِكَتَهٗ يُصَلُّوْنَ عَلَى النَّبِيِّ ؕ
يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا صَلُّوْا عَلَيْهِ وَسَلِّمُوْا تَسْلِيْمًا۝

*Allahu dhe engjëjt e Tij e bekojnë Profetin. Pra, o ju besimtarë, bekojeni edhe ju dhe kërkoni paqe për të.*

*(El-Ahzab, 33:57)*

Profeti i shenjtë s.a.v.s. një herë tha (në të vërtetë, aty ka shumë referenca të tilla): Për mua mjafton *Durudi* dhe *Salati* i Allahut dhe i engjëjve të Tij, urdhri i Allahut është për t'ju ruajtur ju.

*(Tefsir Durre Menthur, vol. 6, Tefsir surah El-Ahzab, ajeti 57: "Innallaha ve melaikatahu jusalluna elan-Nabijji..." f. 577, botuar në 2001, Shtypshkronjë "Daru ihjait-turath El-Arabi", Bejrut, Liban )*

Prandaj, ne kemi nevojë t'i dërgojmë *Durud* e *Salat* Profetit të shenjtë s.a.v.s. që të pranohen lutjet tona. Në përgjithësi, ky ajet i lartshënuar dhe pjesa e parë e Hadithit na garantojnë se armiqtë edhe pse mundohen ta nënçmojnë dhe ta përqeshin e ta ironizojnë Profetin e shenjtë s.a.v.s., kurrë nuk do të arrijnë sukses, përkundër atyre lutjeve e bekimeve që Allahu xh.sh. dhe engjëjt e Tij bëjnë për të. Ata nuk do të mund të arrijnë asgjë duke e sulmuar njeriun më të bekuar, Profetin e shenjtë s.a.v.s.; dhe Islami do të marshojë përpara dhe do të triumfojë në botë, dhe në dashtë Zoti flamuri i Profetit të shenjtë s.a.v.s. do të valojë në tërë botën.

Siç thashë më parë, Allahu xh.sh. ka vendosur se kjo fitore dhe ky ngadhënjim do të realizohet me anë të shërbëtorit të tij të devotshëm, Hazret Mesihu i Premtuar a.s.

Abdul Karim Sialkoti në një referencë shkruan:

"Unë vetë e kam dëgjuar Hazret Mesihun e Premtuar a.s. duke thënë se: Të gjitha këto pozita e grada shpirtërore Allahu xh.sh. m'i dhuroi për shkak të *Durudit* e të *Salatit* që i pata dërguar Profetit të shenjtë s.a.v.s. Ai gjithashtu thoshte se: Unë shoh që bekimet e Allahut xh.sh. në një mënyrë të shndritshme arrijnë tek Profeti i shenjtë s.a.v.s. dhe aty thithen në gjoksin e tij, prej ku burojnë ato me anë të kanaleve të panumërta, e mandej arrijnë tek çdo person i drejtë, sipas pjesës së tij. Pa dyshim, asnjë bekim nuk mund të arrijë tek të tjerët, pa ndërmjetësinë e

Profetit të shenjtë s.a.v.s. Ai (Hazret Mesihu i Premtuar a.s. vazhdoi dhe tha: Ç'është *Durudi*? Ta lëkundësh fronin e Profetit të shenjt s.a.v.s., prej ku burojnë këto kanale shpirtërore të dritës. Prandaj, kush dëshiron të ketë bekimet dhe mirësitë nga Allahu xh.sh., duhet që ai t'i dërgojë sa më shumë *Durud* e *Salat* Profetit të shenjtë s.a.v.s., sa të krijohet një lëvizje në bekimet e Tij."

*(Gazeta "Al-Hakam", vol. 7, nr. 8, f. 7, 28 shkurt 1903)*

Allahu xh.sh. na ndihmoftë e mundësoftë neve që të bëhemi trashëgimtarë të bekimeve e të mëshirave të Allahut xh.sh., duke u ruajtur nga ngatërresat e kësaj kohe, duke e gdhendur në zemrat tona dashurinë ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s., duke e përhapur mësimin e tij në botë, duke i dërguar Durud atij, duke iu gjunjëzuar Allahut xh.sh. e duke kërkuar ndihmë prej Tij, Amin!

# ( II )

# Fjalimi i së xhumasë,
# i mbajtur më 17 shkurt, të vitit 2006

- Vazhdimësia këmbëngulëse e veprimtarive të turpshme e nënçmuese ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. e flakëron zemërimin e Allahut xh.sh.

- Këto tërmete, stuhi dhe këto fatkeqësi që po vijnë e shfaqen në botë, nuk janë vetëm për Azinë. Mesihu i Zotit ia ka tërhequr vërejtjen si Evropës, ashtu edhe Amerikës. Prandaj, duhet të keni frikë nga Zoti dhe mos provokoni sedrën e Allahut xh.sh.

- Ai Zot që ka një sedër për vete e për të dashurit e Vet, ka mundësi ta manifestojë Veten me fuqinë e Vet ndëshkuese e me tërë madhështinë e Vet.

- Vendet Islamike e myslimanët duhet t'i përmirësojnë e t'i korrigjojnë sjelljet e tyre, dhe duhet t'ia paraqesin botës pozitën e modelin e shkëlqyer të Profetit të shenjtë s.a.v.s.

- Për t'i përudhur myslimanët e për ta drejtuar tërë botën, Allahu xh.sh. e dërgoi shërbëtorin e dashur e të vërtetë të Profetit të shenjtë s.a.v.s.. pra, ju duhet ta njihni dhe ta ndiqni atë.

- Xhemati i Mesihut të Premtuar a.s. është ai Xhemat që do ta rivendosë madhështinë dhe shkëlqimin e humbur të Islamit,

dhe do t'i bindë të tjerët ta kryejnë këtë detyrë, *inshallah* (në dashtë Zoti).

- Kjo është detyrë e të gjithë ahmadive që t'ua përcjellin të gjithëve këtë mesazh se ai reformator, për ardhjen e të cilit paralajmërojnë të gjitha fetë, ka ardhur.

اَشْهَدُ اَنْ لَّا اِلٰهَ اِلَّا اللّٰهُ وَاحْدَهٗ لَا شَرِيْكَ لَهٗ وَاَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهٗ
وَرَسُوْلُهٗ اَمَّا بَعْدُفَاَعُوْذُ بِاللّٰهِ مِنَ الشَّيْطٰنِ الرَّجِيْمِ-

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ۝ اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ۝ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ۝
مٰلِكِ يَوْمِ الدِّيْنِ ۝ اِيَّاكَ نَعْبُدُ وَ اِيَّاكَ نَسْتَعِيْنُ۝ اِهْدِنَا الصِّرَاطَ
الْمُسْتَقِيْمَ۝ صِرَاطَ الَّذِيْنَ اَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ ۙ غَيْرِ الْمَغْضُوْبِ عَلَيْهِمْ وَلَا
الضَّآلِّيْنَ۝

*Unë dëshmoj se s'ka Zot tjetër përveç Allahut xh.sh, Ai është Një dhe i pashoq. Po ashtu, unë dëshmoj se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Tij. Pas kësaj, kërkoj strehimin e Allahut nga shejtani i mallkuar.*

*"Me emrin e Allahut të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, Zotit të botëve; të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit; Sunduesit të Ditës së Gjykimit. (O Allah) vetëm Ty të adhurojmë ne dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë. Udhëhiqna në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre të cilët i bekove Ti, e jo në rrugën e atyre të cilët kanë shkaktuar zemërimin (Tënd) e as të atyre, të cilët u devijuan."* (Amin) *(El-Fatiha, 1:1-7)*

Unë pata ndërmend që të vazhdoja të flisja më tutje për atë temë, për të cilën pata folur në dy fjalimet e mia të mëparshme të Xhumasë. Mirëpo, sot do të flas lidhur me atë kundërveprim dhe zemërim që është treguar në vendet islamike, pas veprimtarive të turpshme e vulgare të disa shteteve të Perëndimit. Unë e ndjej të nevojshme të flas lidhur me këtë çështje, që ahmaditë të marrin vesh e të kuptojnë se çfarë kundërveprimi e çfarë sjelljesh duhet të tregojmë ne në

rrethana të tilla. Sado që, ata e dinë mirë, prapëseprapë është e nevojshme që t'i kujtojmë ata, që edhe bota ta marrë vesh se si duhet të reagojë një mysliman në situata të tillë.

## Të luash me ndjenjat e të tjerëve nuk është demokraci e as liria e të shprehurit të mendimit

Ne i tregojmë botës se përdorimi i fjalëve banale e vulgare për ndonjë person të shenjtë të ndonjë feje nuk hyn në asnjë mënyrë në lirinë e të shprehurit të mendimit. Ju që veten e quani kampion të demokracisë e të lirisë së fjalës, por që luani me ndjenjat e të tjerëve, duhet ta dini se kjo nuk është as demokraci e as liria e vërtetë të shprehurit të mendimit. Çdo gjë ka një kufi dhe rregulla të mirësjelljes. Siç ka rregulla të mirësjelljes në çdo profesion, ashtu ka edhe në profesionin e gazetarisë. Në të njëjtën mënyrë, edhe në çdo qeveri, pa marrë parasysh çfarë është ajo, ka ligjet dhe rregullat e veta. Liria e të shprehurit të mendimit në asnjë mënyrë nuk do të thotë që të luash me ndjenjat e të tjerëve e t'i lëndosh ata. Nëse kjo është liria, për të cilën Perëndimi krenohet, atëherë ta dini se një liri e tillë nuk do t'i çojë në drejtim të përparimit e të zhvillimit, por, përkundrazi, kjo është ajo liri që do t'i çojë në drejtim të degradimit e të rrënimit.

## Veprimtaritë këmbëngulëse për të nënçmuar e poshtëruar Profetin e shenjtë s.a.v.s. do të nxisin zemërimin e Allahut të Plotfuqishëm

Perëndimi, me shpejtësi shumë të madhe, duke lënë mënjanë fenë, po i shkel vlerat morale në çdo fushë në emër të fesë. Ata nuk janë të vetëdijshëm se si po e thërrasin shkatërrimin e tyre. Tani, një ministër italian kreu një akt të turpshëm, duke i

shtypur këto karikatura nëpër bluza dhe duke i veshur ato. Ai i ftoi të tjerët që të vijnë e t'i marrin këto bluza. Kam dëgjuar që bluza të tilla ka edhe në shitje. Ata thonë se myslimanët e meritojnë këtë. Ne nuk e dimë se a është ky ilaç i myslimanëve apo jo, por këta duhet ta dinë se me anë të këtyre akteve ata me siguri e nxisin zemërimin e Allahut xh.sh. Ç'ka ngjarë në të kaluarën nga budallallëku, ka ngjarë. Mirëpo, të vazhdosh me këmbëngulje t'i kryesh veprimtari të tilla të turpshme, do të thotë ta kërkosh zemërimin e Allahut xh.sh.

## Si duhet të reagojnë ahmaditë në rrethana të tilla?

Sidoqoftë, siç thashë më parë, myslimanët e tjerë le të reagojnë si të duan ata, por reagimi i një mysliman ahmadi duhet të jetë i atillë që t'i këshillojë e t'i frikësojë ata nga ndëshkimi i Allahut xh.sh. Ai duhet t'ia paraqesë botës pikturën e bukur të Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe duhet të kërkojë ndihmë prej Allahut xh.sh, duke iu drejtuar Atij. Nëse këta popuj po ecin në drejtim të shkatërrimit e të ndëshkimit, atëherë Allahu xh.sh. që ka një sedër për Vete edhe për të dashurit e Tij, që është pronar i të gjitha fuqive, që është i Plotfuqishëm dhe që nuk i nënshtrohet ligjit njerëzor, ka fuqi të paraqitet si ndëshkues. Kur mulliri i ndëshkimit të Tij rrotullohet, mendja njerëzore nuk mund ta ndalojë atë, e askush nuk mund t'i shpëtojë atij ndëshkimi.

Pra, duke i vërejtur sjelljet e disa njerëzve të Perëndimit, ahmaditë duhet t'i drejtohen e t'i gjunjëzohen më shumë Allahut xh.sh. Pa dyshim, Mesihu i Allahut xh.sh. ia ka tërhequr vërejtjen Evropës e njëkohësisht edhe Amerikës. Këto tërmete, stuhi e fatkeqësi që po shfaqen e po paraqiten në botë nuk janë të veçuara vetëm për Azinë. Amerika e ka shijuar një kafshatë të këtyre fatkeqësive e katastrofave. O Evropë, edhe ti

nuk je e sigurt. Prandaj, kijeni frikën e Zotit dhe mos e provokoni sedrën e Tij. Mirëpo, njëkohësisht edhe shteteve islamike e myslimanëve iu them që t'i përmirësojnë sjelljet e tyre. Ata duhet të tregojnë ato sjellje që e zbukurojnë në botë personalitetin e pozitën e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Ky është reagimi më i drejtë e më i përshtatshëm që duhet ta tregojë një besimtar fisnik.

## Ndjekësit e Mesihut të Premtuar a.s. do ta rivendosin madhështinë e humbur të Islamit dhe shenjtërinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Pra, kundërveprimi i myslimanëve, të cilin ne e shohim sot, kur ata i vrasin bashkëvendësit e tyre dhe i shkatërrojnë pronat e veta a është një kundërveprim islamik? Islami kurrë nuk pranon dhe nuk lejon që të sillesh me padrejtësi edhe ndaj popujve armiq; dhe urdhëron që të veprojmë me mend e me urtësi, e jo ashtu siç e kemi parë këto ditë në Pakistan e në vende të tjera islamike. Sidoqoftë, këto veprimtari shkatërrimtare dhe këto dëme që u bëhen bizneseve e ambasadave të huaja apo të vendit, dhe dëme që i bëhen popullit të vet, nuk kanë ndonjë qëllim tjetër përveçse ta njollosin Islamin. Prandaj, masa myslimane duhet të orvatet e të bëjë përpjekje që të punojë e të veprojë me urtësi e me mend, në vend që ta shkatërrojë veten në këtë botë e në Ahiret, duke ndjekur hoxhallarë e prijës të gabuar fetarë. Sot, për udhëzimin e myslimanëve, edhe besimtarëve të tjerë të botës, Allahu xh.sh. e ka dërguar shërbëtorin e devotshëm e të vërtetë të Profetit të shenjtë s.a.v.s. Ndaj, është e nevojshme që ta pranoni e ta ndiqni atë, dhe për ta valëvitur në botë flamurin e Profetit të shenjtë s.a.v.s. e për reformimin e botës, të hyni në Xhematin e këtij Mesihu të Premtuar. Sepse, tani nuk ka rrugë tjetër e as udhërrëfyes tjetër, që në një anë e ndjek vetë synetin

e Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe në anën tjetër na këshillon neve të ecim rrugëve të atij Profeti të shenjtë s.a.v.s.. Ky është vetëm Xhemati Ahmadia që sot do ta rivendosë në botë madhështinë e humbur të Islamit, do ta rivendosë shkëlqimin e tij në botë, dhe shenjtërinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s., *inshallah*.

## Kuptimi i vërtetë i zbritjes së Mesihut; disa detyra të Mesihut e të Mahdiut dhe disa argumente për vërtetësinë e tij

Pra, secili duhet të kuptojë këtë çështje, edhe ata që veten e quajnë myslimanë. Edhe ne duhet t'iu sqarojmë, e jo të hyjmë në diskutime e të ngatërrohemi me ata të ashtuquajtur dijetarë të fesë, që thonë se Mesihu që duhej të vinte nuk ka ardhur akoma, apo se ai do të zbresë në filan vend. E vërteta qëndron në faktin se këto shpjegime e interpretime kanë dalë ngase ata nuk e kanë kuptuar mirë një hadith.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. e ka shpjeguar këtë hadith në këtë mënyrë:

"Nëse thuhet se hadithet tregojnë e flasin qartë se Mesihu, i biri i Merjemes, *do të zbresë nga qielli*, dhe ai do të zbresë afër minares lindore të Damaskut, dhe do t'i ketë të dyja duart e tij mbi supet e dy engjëjve, atëherë si mund të mohohet një deklaratë kaq e qartë e kaq e veçantë?"

Në lidhje me këtë, Hazret Mesihu i Premtuar a.s.  thotë:

"Përgjigje e kësaj thënie se *do të zbresë nga qielli* nuk do të thotë që vërtetë ai do të zbresë fizikisht nga qielli. Në hadithet e vërteta dhe autentike nuk përmendet fare fjala qiell. Përveç kësaj, fjala *nuzul* (zbritje) është përdorur në kuptimin e saj të

gjerë e të përgjithshëm. Kur një njeri udhëton nga një vend në vendin tjetër, kjo fjalë përdoret edhe për të se ka zbritur në atë vend. Kështu p.sh. thuhet se ushtria apo karvani ka zbritur në atë vend. A mund ta pranojmë ne mendimin se ushtria apo karvani ka zbritur prej qiellit? Përveç kësaj, Allahu xh.sh. qartazi ka deklaruar në Kuran se Profeti i shenjtë s.a.v.s. ka zbritur nga qielli, dhe në një vend Ai ka deklaruar se edhe hekurin e kemi zbritur prej qiellit. Pra, këta shembuj vërtetojnë e evidentojnë qartë se kjo *zbritje* nuk është e atij lloji e natyre, siç e përfytyrojnë njerëzit."

*("Izalae Auham", "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 132-133)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

Ka shumë hadithe të tilla që janë të mbushura me sqarime të plota për këtë temë. Njerëzit vetë nuk zotërojnë aq shumë dijeni e njohuri, kurse dijetarët fetarë i udhëheqin ata në mënyrë të gabuar. Për këtë arsye, edhe çifutët gabuan dhe nuk e pranuan Isanë a.s.

Pra, këto janë tema të gjata që kërkojnë sqarime të hollësishme që nuk mund të diskutohen në predikimin e së xhumasë. Duhet, që ahmaditë në rrethin e tyre, t'i shpjegojnë këto çështje me detaje, që të mund të shpëtohen sa më shumë njerëz fatbardhë. Të gjithë njerëzit e mbarë që mund të shpëtohen, le të shpëtohen. Ahmaditë duhet t'u tregojnë qartazi të gjithë njerëzve të të gjitha feve se ai që duhej të vinte, sipas mësimeve të çdo feje, ka ardhur.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Tani, unë lexuesve do t'ua paraqes atë hadith të cilin *Abu Daudi* e shkroi në *Sahihin* e tij, dhe ku ai iu tërheq vërejtjen për atë person, për të cilin aplikohet ky hadith. Pra, ta dini se

hadithi që është shkruar në *Sahihin* e *Abu Daudit* flet për një person i quajtur *Harith* që do të vijë nga *Harratha ma varaun nahar*, kjo do të thotë se do të vijë nga Samarkandi dhe do t'i përforcojë ndjekësit e Profetit të shenjtë s.a.v.s.; dhe çdo besimtar detyrohet që t'i japë ndihmë e përkrahje. Diktime Hyjnore më mësuan e më bindën se, ky parashikim dhe parashikimi për ardhjen e Mesihut, që do të jetë Udhëheqësi i myslimanëve dhe do të vijë nga vetë mesi i tyre; të dyja këto parashikime, në të vërtetë, kanë përmbajtjen e përbashkët, dhe zbatohen e aplikohen për mua. Faktikisht, profecitë lidhur me ardhjen e Mesihut kanë dy shenja kryesore; njëra është se kur Mesihu do të paraqitet, ai me anë të mësimeve të tij të drejta do ta reformojë gjendjen e brendshme të myslimanëve, e cila do të jetë shumë e prishur dhe e ndërlikuar në atë kohë; e dyta është se ai do ta thyejë Kryqin e do ta mbysë derrin."

Kjo është shpjeguar më herët në disa fjalime të mbajtura në ditët e së xhumave. Myslimanët vetë e pranojnë faktin se gjendja e myslimanëve është e prishur dhe e koklavitur, dhe ka nevojë për një reformator.

## Kuptimi i vërtetë i profecisë se *Mesihu i Premtuar do të shpërndajë thesare*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Me anë të mësimeve të drejta, ai do ta zhdukë varfërinë dhe skamjen e tyre shpirtërore të brendshme, dhe para tyre do t'i paraqesë thesare të diturisë shpirtërore, të vërtetësive, të erudicionit e të njohurive të thella."

Pra, këto janë ato thesare të cilat ai do t'i shpërndajë, dhe do t'u paraqesë dituri shpirtërore

Ai më tutje thotë:

"Ai do të shpërndajë aq shumë thesare saqë njerëzit do të lodhen, duke i marrë ato; dhe asnjë kërkimtar i së vërtetës prej tyre nuk do të mbetet shpirtërisht i varfër e skamës. Të gjithë atyre që janë të uritur e të etur për hir të së vërtetës do t'u jepet me bollëk ushqimi i pastër i vërtetësisë dhe pije të ëmbla të urtësisë."

Ushqimi i pastër i vërtetësisë që do t'u jepet, do të thotë se do t'u jepen mësimet e vërteta të Islamit me anë të Mesihut të Premtuar a.s.; dhe sherbeti i ëmbël i urtësisë do t'u jepet për të pirë. Pa dyshim, po të ishin këta myslimanë pirës të sherbetit të ëmbël të urtësisë, nuk do të tregonin reaksionin rrënues e shkatërrimtar, por, përkundrazi, do të kishin treguar një qëndrim ndërtues e përmirësues, dhe do t'i gjunjëzoheshin Allahut xh.sh.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. më tutje thotë:

"Dhe prehrit e tyre do të mbushen me xhevahiret e dijes së vërtetë." Dituria e vërtetë e Islamit është një thesar i çmueshëm, ajo është si xhevahir; Mesihu do t'i mbushë prehrit e tyre me këto xhevahire; "dhe do t'u jepen shishe të mbushura me parfumin e kuptimeve të vërteta e të esencave të Kuranit të Shenjtë."

## Shpjegimi i thënies, *do ta thyejë Kryqin* dhe *do ta mbysë derrin*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Shenja tjetër e veçantë është se kur do të vijë Mesihu i Premtuar, ai do ta thyejë Kryqin, do ta mbysë derrin dhe do ta

vrasë *Dexhxhalin* qorr. Çdo mosbesimtar që do të preket me frymën e tij do të vdesë aty për aty. Interpretimi i vërtetë i këtyre dukurive të veçanta është se Mesihu me të ardhur në botë do ta shkelë nën këmbët e veta tërë madhështinë e fesë së Kryqit, dhe me anë të shpatës së tij të argumenteve të logjikshme e të arsyetimeve të pamohueshme, do t'i zhdukë ata që jetojnë me paturpësi e me imoralitet dhe ata që e gllabërojnë ndyrësinë si derrat, dhe ata që kanë vetëm syrin e botës materiale, kurse syrin e fesë do të kenë të verbër e me një njollë të shëmtuar."

Pra, janë argumente me të cilat do të priten ata, që të zhduken pohimet e tyre të gënjeshtra.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Jo vetëm ata njerëz me një sy, por çdo mosbesimtar që e shikon Islamin me përbuzje e me nënçmim, do të vritet shpirtërisht me anë të frymës madhështore të argumenteve të Mesihut. Shkurt, të gjitha këto deklarata janë metaforike, por janë shpjeguar qartazi për mua, shërbëtorin modest të Islamit. Sot dikush e kupton këtë por ka edhe nga ata që nuk e kuptojnë, por një ditë, pas një kohe të shkurtër, të gjithë do t'i drejtohen këtij realiteti, duke u dëshpëruar tërësisht nga shpresat e tyre të pabazë."

*("Izalae Auham" "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 141-143)*

Pra, në këtë epokë, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. i sfidoi të krishterët. Ishte vetëm ai që e frenoi përhapjen e krishterimit, i cili po përhapej me shpejtësi të madhe. Në atë kohë, mijëra e qindra mijëra myslimanë bëheshin të krishterë. Ishte vetëm Hazret Mesihu i Premtuar a.s. që jo vetëm e ndali këtë vërshim të rreptë, por e rivendosi nderin e madhështinë e Islamit. Përveç kësaj, ishte vetëm Xhemati Ahmadia që e frenoi sulmin

e rreptë të të krishterëve në Afrikë, dhe duke e paraqitur pamjen e vërtetë e të bukur të Islamit, i ktheu mijëra e mijëra të krishterë në Islam. Këto ishin ato arritje e suksese të Mesihut, që Hazret Mesihu i Premtuar a.s. i tregoi botës. Me mëshirën e Allahut xh.sh., Xhemati Ahmadia edhe sot përparon në bazë të mësimeve e të argumenteve të dhëna nga Hazret Mesihu i Premtuar a.s., duke fituar zemrat e njerëzve, dhe do të vazhdojë të përparojë edhe në të ardhmen, *inshallah*, ashtu sikurse Hazret Mesihu i Premtuar a.s. ka thënë.

Një ditë, këta popuj do të dëshpërohen, dhe do të kthehen drejt së vërtetës.

Pra, ky është shpjegimi i asaj se si do t'i jepet fund mashtrimit të këtyre popujve. Ky është kuptimi i vërtetë i asaj thënie se: *do ta mbysë derrin* e *do ta thyejë Kryqin* e *do të luftojë kundër Dexhxhalit,* të cilin e paraqiti Hazret Mesihu i Premtuar a.s.

Siç thashë më parë është vetëm Xhemati Ahmadia që lufton kundër krishterimit. Disa ditë më parë, në një kanal televiziv, GEO apo ARY, ose ndonjë kanal tjetër aziatik, në një program, një dijetar, Dr. Asrari (armiku i betuar i Xhematit Ahmadia) tha: Dijetarët (ulema) myslimanë ishin të pashkolluar, injorantë e naivë, dhe nuk kishin dije e njohuri fetare, as të Kuranit e as të Biblës, ndërsa Mirza Ghulam Ahmadi nga Kadiani ishte një njeri i ditur që kishte dije e njohuri të Biblës e të feve të tjera. Për këtë arsye, ai në atë kohë u bëri qëndresë të krishterëve dhe ua mbylli gojën atyre. Ky ishte thelbi i bisedës së Dr. Asrarit. Sidoqoftë, ai e pranoi faktin se ishte Hazret Mesihu i Premtuar a.s., siç pohon ai vetë, që i mposhti të krishterët me argumente të pathyeshme e të pamohueshme. Ai pajtohet dhe bindet se Mirza Ghulam Ahmad Kadiani a.s. ishte i vetmi njeri që në atë kohë i frenoi sulmet e të krishterëve dhe i shpëtoi myslimanët nga të kthyerit në të krishterë. Më vonë, ai, Dr. Asrari, filloi të

jepte sqarime të kota e të pakuptimta, dhe foli pak edhe kundër Hazret Mesihut të Premtuar a.s. se ai nuk mund të jetë Mesih. Mirëpo, pranohet edhe sot se ai që doli në shesh kundër krishterimit dhe që i prishi e i rrëzoi poshtë dogmat e tyre, ai ishte i vetmi trim i quajtur Mirza Ghulam Ahmad Kadiani.

Pra, këta sot, me ose pa dëshirë, e pranojnë këtë realitet. Një ditë, siç pati thënë Hazret Mesihu i Premtuar a.s., pa tjetër, ata do ta pranojnë e do të binden se këto janë ato argumente mesiatike që Hazret Mesihu i Premtuar a.s. i kishte paraqitur, dhe që e mposhtën *Dexhxhalin*; dhe se ai (Mirza Ghulam Ahmadi), pa dyshim, është Mesihu i Premtuar i kësaj epoke.

## Mesihu i Premtuar pa tjetër do të vinte nga *Ummeti* Mysliman

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë se myslimanët e sotëm janë duke pritur akoma ardhjen e Mesihut, për shkak të interpretimeve të gabuara e të palogjikshme të hadithit se Mesihu, biri i Merjemes, do të zbresë nga qielli me duart e vëna mbi supet e engjëjve. Duke e shpjeguar më shumë domethënien e këtij hadithi, dhe duke hedhur poshtë interpretimin e tyre të gabuar, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. vetë, i bazuar në hadith, e shtjellon këtë temë. Ai thotë:

“Një ndër argumentet që dëshmojnë se Mesihu i pritshëm, për ardhjen e të cilit ummetit i ishte dhënë premtim se do të vijë nga ky ummet, është një hadith nga *Sahih Bukhari* dhe *Sahih Muslim* ku është shkruar اِمَامُكُمْ مِنْكُمْ (*Imamukum minkum*). e اَمَّكُم مِنْكُمْ (*Ammakum minkum*) që do të thotë se ai do të jetë Imam i juaj dhe do të jetë nga mesi juaj. Meqë ky hadith është i lidhur me Isain që pritet të vijë, dhe meqë në këtë hadith fjalët

*Hakam* (arbitër) dhe *Adl* (gjykatës) janë përdorur si atributet e tij dhe janë përdorur para kësaj fraze, ndaj fjala *Imam* nënkupton atë. Nuk ka dyshim këtu se fjala *minkum* (nga mesi juaj) është përdorur për es-habët e Profetit të shenjtë s.a.v.s.; dhe është e qartë se asnjeri prej tyre nuk deklaroi se ai është Mesihu i Premtuar, prandaj del qartë se fjala *minkum* është përdorur për ndonjë person që në sy të Zotit xh.sh. është zëvendësues i as-habëve. Kjo do thotë se ai në sy të Allahut xh.sh. do të ketë pozitën dhe statusin e es-habëve; dhe ai është zëvendësi i es-habëve, sipas këtij ajeti të poshtëshënuar:

وَّ اٰخَرِيْنَ مِنْهُمْ لَمَّا يَلْحَقُوْا بِهِمْ ؕ وَ هُوَ الْعَزِيْزُ الْحَكِيْمُ ۝[1]

Ky ajet dëshmon se ai është i edukuar e i udhëzuar nga forca shpirtërore të Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe me këtë konotacion ai hyn në grupin e es-habëve. Në sqarim të këtij ajeti, paraqitet ky hadith:

لَوْ كَانَ الْاِيْمَانُ مُعَلَّقًا بِالثُّرَيَّا لَنَالَهٗ رَجُلٌ مِّنْ فَارِس

*[Nëse besimi do të ngjitet në Plejadë (emër i një ylli të largët), atëherë një njeri nga Persia do ta sjellë prapë.]*

Dhe meqë kjo cilësi i drejtohet këtij personi persian, e cila është e lidhur fort me misionin e Mesihut dhe Mahdiut, d.m.th. ta rivendosë prapë drejtësinë në botën që është e zbrazur nga besimi dhe nga Njëshmëria e Zotit dhe është e mbushur me mizori e padrejtësi; pra, ky person nuk është tjetër veç Mesihut dhe Mahdiut dhe ai jam unë."

*("Tohfa Golarvia" "Ruahni Khazain", vol. 17, f. 114-115)*

[1] D.m.th *"Dhe Ai do të dërgojë (Profetin e Tij) te një popull tjetër që akoma nuk iu bashkuan. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë."* (El-Xhuma, 62:4)

# Mesih dhe Mahdi janë dy tituj të një personi Mesihu i Premtuar do t’u japë fund luftërave fetare

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. më tutje shpjegon:

“Hadithi

لَا مَهْدِيَّ اِلَّا عِيْسٰى

*[Nuk ka Mahdi tjetër përveç Isait]*

që është shënuar në librin e *Ibni Maxha-ut*, dhe në librin *Mustadrek të Hakemit*, rrëfehet nga Anes bin Maliki, dhe këtë rrëfim e mori Muhammed bin Khalid Al-xhandi nga Abban bin Salihu, i cili e mori nga Hasan Basri dhe Hasan Basri e mori nga Anesi bin Maliki dhe Anesi ka dëgjuar nga Profeti i shenjtë s.a.v.s. Ky hadith do të thotë se nuk ka ndonjë Mahdi tjetër përveç atij personi që do të vijë me shpirtin dhe me misionin e Isait dhe mësimet e të cilit do të jenë të ngjashme me ato të Isait. Kuptimi është i qartë se Mesihu i Premtuar do të jetë njëkohësisht edhe Mahdi. Edhe pse ai fizikisht nuk do t’i bëjë rezistencë së keqes e as nuk do të luftojë; ai do ta përhapë të vërtetën me anë të shëmbëlltyrave Hyjnore e me anë të shenjave qiellore. Ky hadith mbështetet në një hadith tjetër, të cilin e ka shënuar Imam Bukhari në përmbledhjen e tij *Sahih Bukhari*, që thotë:

يَضَعُ الْحَرْبَ

*Ai do t’u japë fund luftërave*

Kjo do të thotë se Mahdiu, emri tjetër i të cilit do të jetë Mesihu i Premtuar, do t’i ndërpresë luftëra fetare. Ai do të urdhërojë që të mos bëhet ndonjë luftë në emër të fesë; por,

përkundrazi, do të urdhërojë që të përhapet feja me anë të ndriçimit të vërtetësisë, me anë të mrekullive morale dhe të shenjave të afrimit të Allahut xh.sh. Prandaj, unë them të vërtetën, se ai që në këtë kohë bën ndonjë luftë në emër të fesë, ose për hir të fesë; ose i jep përkrahje e ndihmë, haptazi apo fshehurazi, ndonjë luftëtari të tillë; ose i jep atij ndonjë plan apo këshillë; ose mban në zemrën e tij dëshirën për luftë, është fajtor për mosbindjen ndaj Zotit e Profetit të Tij të shenjtë s.a.v.s.; dhe një person i tillë i tejkalon kufijtë; i shkel me këmbët e veta detyrat e këshillat e dhëna prej tyre."

*("Hakikatul Mahdi" "Ruhani Khazain", vol. 14, f. 431-432)*

Ju mund të shihni vetë se situatat e tanishme të shteteve islamike e vërtetojnë këtë dhe i japin përkrahje këtij shpjegimi. Po të ishin këto luftëra në bazë të urdhrit të Allahut xh.sh., atëherë Allahu xh.sh. thotë:

وَ كَانَ حَقًّا عَلَيْنَا نَصْرُ الْمُؤْمِنِيْنَ۝

*Dhe, me të vërtetë, është detyra Jonë që t'i ndihmojmë besimtarët.*

*(Er-Rrum, 30:48)*

Pra, kur nuk shihet ndihma e Allahut xh.sh., atëherë duhet të mendoni pak! Pra, nëse keni dëshirë aq të madhe për të bërë luftëra, mos i bëni ato në emër të fesë.

Në të vërtetë, humbja e myslimanëve dhe disfata e tyre nga popujt e tjerë në këtë epokë, gjithashtu është një dëshmi praktike nga Zoti se Mesihu, që duhej të vinte, ka ardhur dhe urdhri për luftëra në emër të fesë është ndërprerë. Pa dyshim, nëse dëshironi të bëni xhihad, atëherë e bëni me anë të argumenteve e të arsyetimeve. Tani, rezultatet e luftërave të zhvilluara prej myslimanëve, siç thashë, sipas dëshmisë

praktike të Zotit, paraqiten kundër tyre. Çdo njeri vigjilent i sheh këto fakte. Allahu xh.sh. ka premtuar se Ai e ndihmon besimtarin, nëse është besimtar i vërtetë. Tani, në bazë të rezultateve del qartë se këta myslimanë nuk janë besimtarë të vërtetë ose kjo është kohë e gabuar për luftëra; dhe ajo kohë ka marrë fund. Mbajeni mend, këta popuj u takojnë të dyja këtyre aspekteve. Këta nuk mbeten besimtarë, duke e kundërshtuar porosinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s., në një anë, dhe në anën tjetër nuk meritojnë ndihmën e Allahut, pasi nuk e pranuan Imamin e Kohës, Mesihun e Mahdiun, dhe nuk e pranuan këshillën e tij.

## Deklarata e Mesihut të Premtuar a.s. e betuar në emër të Allahut xh.sh., se ai është i dërguar prej Zotit

Më tutje, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. bëri një deklaratë shumë të madhe për vërtetimin e vet, një deklaratë që nuk mund ta bëjë ndonjë njeri gënjeshtar. Ai thotë:

“Unë duke u betuar në emër të Allahut, në dorën e të cilit është jeta ime, them se Ai më ka dërguar dhe Ai, pa dyshim, më pagëzoi mua me emrin profet; dhe Ai, pa dyshim, më thirri me emrin Mesih. Ai i ka shfaqur shumë shenja të mëdha për vërtetimin tim, që numërohen deri në treqind mijë. Disa prej tyre, sa për ilustrim, i kam përmendur në këtë libër. Nëse sjelljet e Tij të mrekullueshme ndaj meje dhe mijëra e mijëra shenja të Tij të hapura nuk do ta vërtetonin pohimin tim të vërtetë, atëherë shpalljen e Tij nuk do t’ia zbuloja askujt, e as unë vetë nuk do të kisha besuar se ajo është shpallja e Tij. Mirëpo, në përkrahjen e shpalljeve të Tij, Ai tregoi vepra e mrekullira, të cilat për ta treguar fytyrën e Tij, shërbyen si një pasqyrë e pastër dhe e ndritur.”

*("Tatima Hakikatul Vehi" Ruhani Khazain, vol. 22, f. 503)*

Si sillet Allahu xh.sh. ndaj atij personi që pohon se është i dërguar prej Zotit, dhe në të vërtetë gënjen? Ju mund të vëreni vetë. Allahu xh.sh. për profetin e rremë deklaron:

وَ لَوۡ تَقَوَّلَ عَلَیۡنَا بَعۡضَ الۡاَقَاوِیۡلِ ۙ

لَاَخَذۡنَا مِنۡہُ بِالۡیَمِیۡنِ ۙ

*Dhe sikur ta trillonte ai (Muhammedi) ndonjë shpallje prej vetes, Ne, me siguri, do ta kapnim me dorën e djathtë.*

*(El-Hakka, 69:45-46)*

Mandej thotë:

ثُمَّ لَقَطَعۡنَا مِنۡہُ الۡوَتِیۡنَ ۫ۖ

*E pastaj do t'ia këputnim arterien e qafës.*

*(El-Hakka, 69:47)*

Pra, na tregoni se Allahu xh.sh. a e këputi venën e tij të qafës, kur Hazret Mesihu i Premtuar a.s. deklaroi se është i dërguari i Allahut xh.sh.. apo e ndihmon më tepër dhe merr përkrahjen e Tij? Apo sipas këtij premtimi

وَ کَانَ حَقًّا عَلَیۡنَا نَصۡرُ الۡمُؤۡمِنِیۡنَ ۝

*Dhe, me të vërtetë, është detyra Jonë që t'i ndihmojmë besimtarët.*

*(Er-Rrum, 30:48)*

e ndihmoi atë dhe vazhdon ta ndihmojë Xhematin e tij? Një zë, që ishte ngritur nga një fshat i vogël, në mënyrë madhështore, sot ka arritur në të katër anët e botës.

Sot, Xhemati Mysliman Ahmadia është stabilizuar në 181 vende të botës. Ndjekësit e Hazret Mesihut të Premtuar a.s. gjenden në Evropë, në Amerikë, në xhunglat e largëta e në shkretëtirat përcëlluese të Afrikës, dhe gjithashtu në ishuj të largët. Të gjitha këto përkrahje Hyjnore a nuk mjaftojnë si dëshmi për vërtetimin e tij? Nëse ky njeri ishte gënjeshtar, atëherë përse Allahu xh.sh. në bazë të premtimit e të ligjit të Vet nuk e zuri atë? Përse Allahu xh.sh. nuk e shkatërroi atë, kur ai deklaronte qartazi se Allahu xh.sh. bisedon me të? Pra, ka nevojë të mendoni? Mendoni e soditeni! Unë myslimanëve u them se përse e shkatërroni botën edhe Ahiretin. Fati i një pohuesi të rremë nuk është i tillë. Këto ditë në Pakistan, dikush deklaroi se është Mahdi; pas një këmbimi të shkurtër zjarresh, ai u kap dhe tani është në burg. Ky është përfundimi i shpejtë i gënjeshtarit. Po ashtu, shumë pohues të rremë në të kaluarën kanë pësuar të njëjtin fat e përfundim.

## Dëshmia qiellore në favor të vërtetimit të Mesihut të Premtuar a.s.

Ka një shenjë qiellore të vërtetësisë së tij, të cilën e kam përmendur më herët; që është eklipsi i diellit dhe i hënës. Kjo është ajo shenjë, ku dora e njeriut nuk mund të luajë ndonjë rol. Hazret Profeti Muhammed s.a.v.s., para 1400 viteve, paralajmëroi në mënyrë të veçantë se do të jetë muaj i Ramazanit, kur dielli do të eklipsohet në filan datë, kurse hëna në filan datë. Meqë sot shkenca ka përparuar aq shumë, prapëseprapë nuk është e mundur që të paralajmërohet për një të ardhshme kaq të largët, përveçse për një kohë të ardhme të shkurtër. Hadithi thotë:

اِنَّ لِمَهْدِيِّنَا اٰيَتَيْنِ لَمْ تَكُوْنَا مُنْذُ خَلْقِ السَّمٰوَاتِ وَالْاَرْضِ تَنْكَسِفُ
الْقَمَرُ لِاَوَّلِ لَيْلَةٍ مِنْ رَمَضَانَ وَتَنْكَسِفُ الشَّمْسُ فِي النِّصْفِ مِنْهُ

*Ka dy shenja për vërtetimin e Mahdiut tonë, dhe prej se është krijuar toka, këto shenja nuk janë shfaqur kurrë për askënd. Në muajin e Ramazanit, hëna do të eklipsohet në natën e parë të netëve të eklipsit hënor, ndërsa dielli do të eklipsohet në ditën e mesme të ditëve të eklipsit diellor.*

*(Sunan dari Kutni, Kitabul Idejn, Bab Sifati Salatil Khusuf vel Kusuf, hadithi 1777, vol. 1, pjesa II, f. 51, Shtypshkronja "Darulkutub El-ilmijah, Bejrut, botimi i dytë 2003)*

Pra, një eklipsi i tillë është shfaqur në vitin 1894. Gjatë datave 13, 14 e 15 të Ramazanit (eklipsi i hënës bëhet vetëm gjatë këtyre datave), eklipsi i hënës është shfaqur në natën e 13 - të, dhe eklipsi i diellit (që bëhet vetëm gjatë datave 27, 28 e 29) është shfaqur në datën 28-të të të njëjtit Ramazan. Kjo dukuri është një provë shumë e qartë e vërtetësisë së tij.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. ka thënë se në atë kohë nuk kishte ndonjë pohues tjetër përveç atij. Disa dijetarë ngatërrohen me fjalën *Kemer*; sipas disave, *Kemer* është hëna e natës së dytë, e sipas disave hëna e natës së tretë. Na tregoni se a ka pasur ndonjë pohues tjetër që kishte deklaruar se është Mesih, më parë se të ndodhnin këto eklipse, përveç Hazret Mesihut të Premtuar[a.s.]. Nëse kishte ndonjë pohues, ai ishte vetëm Mirza Ghulam Ahmad Kadiani. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. qartazi ka deklaruar se: shenja të panumërta janë plotësuar, nëse unë nuk jam ai Mesih, atëherë kush është tjetër që ka ardhur, situata e tanishme e kërkon vetë Mesihun. Sidoqoftë, këta nuk mund të tregojnë, sepse Mirza Ghulam

Ahmadi është Mesihu i Premtuar i vërtetë, dhe shenjat qiellore e tokësore i japin përkrahje.

Kriteri i paraqitur prej Zotit për vërtetimin e një profeti gjithashtu i jep përkrahje e mbështetje. Ka persona që kanë pranuar, e kanë vërtetuar në të kaluarën, se ai ishte njeri i pastër, i drejtë dhe me karakter të lartë e shembullor. E kaluara dhe rinia e tij ishte e pastër, pa ndonjë njollë. Ai ishte njeri i dijes e i penës, dhe askush tjetër nuk i dha shërbim Islamit më shumë se ai. Edhe të huajt e pranojnë këtë. Duke i vërejtur të gjitha këto dëshmi, ata prapë mbeten të hutuar! Allahu xh.sh. i ndihmoftë, sepse pa ndihmën e mëshirën e Allahut xh.sh, njeriu nuk mund ta pranojë ndonjë të dërguar të Zotit.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

“Le të tregojnë ata, nëse unë, shërbëtori modest e i gjunjëzuar, nuk jam në rrugë të vërtetë, atëherë kush, përveç meje, bëri një deklaratë të tillë se është *Muxhedidi* (Reformatori) në krye të këtij shekulli XIV?[1] A doli ndokush, i armatosur me lutjet e diktuara Hyjnore, kundër të gjithë kundërshtarëve, siç dola unë? ... Mendoni për këtë, të keni pak turp dhe t’i frikësoheni Allahut xh.sh. Përse i tejkaloni kufijtë e paturpësisë!

Nëse unë (shërbëtor modest) nuk kam të drejtë në deklaratën time se jam Mesihu i Premtuar, atëherë bëni përpjekje e mundohuni që në këtë kohë të zbresë nga qielli ai, për të cilin ju mendoni se është Mesihu i Premtuar, sepse unë jam i pranishëm në këtë kohë, ndërsa ai, të cilin ju jeni duke pritur, nuk është paraqitur. Deklarata ime mund të shfuqizohet e të anulohet vetëm atëherë nëse ai zbret nga qielli. Në këtë rast unë do të jem fajtor. (Kjo ishte ajo sfidë që Hazret Mesihu i Premtuar a.s. u bëri të gjithëve. Autori). Nëse ju jeni të vërtetë,

[1] Sipas kalandarit *Hixhri*

atëherë ju të gjithë së bashku duhet të bëni lutje që Mesihu i biri i Merjemes të zbresë nga qielli. Nëse jeni të drejtë, lutja juaj do të pranohet, meqë lutjet e njerëzve të vërtetë pranohen kundër lutjeve të njerëzve gënjeshtarë. Por duhet ta kini të qartë se lutja juaj nuk do të pranohet kurrë, sepse ju jeni të gabuar. Mesihu ka ardhur, por ju nuk e keni njohur, prandaj shpresa juaj e imagjinuar (se ai do të zbresë nga qielli) kurrë nuk do të plotësohet. Do të kalojë kjo epokë dhe askush prej tyre nuk do ta shikojë Mesihun, duke zbritur nga qielli."

*("Izalae Auham", "Ruhani Khazain", vol. 3, f. 179)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. më tutje thotë:

"Për këtë arsye, unë them se këta janë armiqtë e fesë dhe së vërtetës. Nëse edhe sot ndonjë grup njerëzish prej tyre vjen tek unë, duke i pastruar zemrat, unë ende jam i gatshëm që t'ua eliminoj dyshimet e tyre të pakuptimta e absurde. Unë do t'ua tregoj se si Allahu xh.sh. i ka furnizuar profeci të shumta për vërtetimin tim, si një ushtri e madhe, dhe të cilat u plotësuan e u vërtetuan në mënyrë aq të qartë siç agon dita."

## Allahu xh.sh. ka premtuar se do ta gdhendë dashurinë e Mesihut të Premtuar a.s. në zemrat e njerëzve dhe se ky sekt do të mbizotërojë mbi të gjitha sektet e tjera.

Pra, siç kishte thënë Hazret Mesihu i Premtuar a.s., nëse dikush duke e pastruar zemrën e tij do të vijë edhe pas njëqind viteve, le të vijë. Madje, edhe sot e gjithë ditën, njerëz vijnë dhe e gjejnë të vërtetën

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Nëse këta hoxhallarë naivë, qëllimisht i mbyllin sytë, le t'i mbyllin. E vërteta nuk pëson ndonjë dëm nga ky qëndrim i tyre. Por, së shpejti do të vijë ajo kohë, madje është afër, se edhe shumë njerëz mendjemëdhenj si Faraoni, do të shpëtojnë nga shkatërrimi, duke i besuar këto profeci. Allahu xh.sh. deklaron: Unë do të bëj sulm pas sulmi, derisa ta gdhend vërtetësinë tënde në zemrat e njerëzve.

Pra, o hoxhallarë, nëse keni fuqi të luftoni me Zotin, atëherë luftoni. Para meje, çifutët u sollën me mizori e me vrazhdësi ndaj një njeriu të dobët, birit të Merjemes, dhe në mendjen e tyre ata e kryqëzuan. Mirëpo, Allahu xh.sh. e shpëtoi atë nga vdekja e kryqit. Ishte një kohë kur ai konsiderohej e trajtohej si një gënjeshtar e dredharak, por tani është koha, kur madhështia e tij është ngulitur në zemrat e njerëzve në atë masë sa 40 milion njerëz besojnë se është Zot. Sado që ata njerëz të krishterë kryen mëkat, që Isain, një njeri modest, e kanë marrë si Zot, por kjo është një përgjigje për çifutët. Biri i Merjemes, të cilin ata donin ta shkelnin me këmbët e tyre, arriti në atë kulm të nderit, ku 40 milion njerëz i përulen, dhe mbretërit e mëdhenj gjunjëzohen para tij. Unë, prandaj, kam bërë lutje që të mos bëhem, si biri i Merjemes, shkas për përhapjen e *shirkut*; dhe unë shpresoj dhe jam i sigurt se Allahu xh.sh. ashtu do të bëjë. Vërtet, Allahu xh.sh. në mënyrë përsëritëse më informoi mua, se Ai do të më falë madhështinë e jashtëzakonshme; dashurinë ndaj meje do ta gdhendë në zemrat e njerëzve; do ta përhapë Xhematin tim në tërë botën; dhe do të bëjë që ky sekt imi, të mbizotërojë mbi të gjithë sektet e tjera dhe anëtarët e sektit tim do të fitojnë diturinë e urtësinë në atë masë sa që do t'ua mbyllin gojën të gjithëve me anë të dritës së tyre të vërtetësisë dhe me anë të argumenteve e të shenjave të logjikshme." (Me mëshirën e Allahut këto profeci janë realizuar dhe po plotësohen dita më ditë. Autori) "Çdo popull do të pijë ujë nga ky burim dhe ky Xhemat do të zmadhohet e

do të lulëzojë me aq furi sa që do ta mbulojë tërë tokën. Shumë pengesa do të paraqiten dhe shumë rrëmujë e trazira do të dalin, mirëpo Allahu xh.sh. do t'i zhdukë të gjitha ato, dhe do ta plotësojë premtimin e Vet. Allahu xh.sh. duke m'u drejtuar më tha:

*Unë do të të jap ty bekime pas bekimesh, aq sa mbretërit do të kërkojnë bekim prej rrobave të tua*.

O ju që dëshironi të dëgjoni, dëgjojini këto fjalë dhe sigurojini këto profeci në arkat tuaja, se janë fjalët e Zotit dhe ato do të plotësohen një ditë. Unë nuk shoh ndonjë virtyt të veçantë në veten time e as nuk kam bërë atë punë që duhet ta bëja. Veten e shikoj si një punëtor i pavlerë. Kjo është vetëm mëshira e Allahut xh.sh. që qëndron me mua. I shpreh mijëra e mijëra falënderime Zotit tim të Plotfuqishëm e Fisnik që e pranoi këtë grusht pluhuri (modest) me të gjitha paaftësitë e papërshtatshmëritë."

*("Texhel-lijate Ilahija", "Ruhani Khazain", vol. 20, f. 408-410)*

Sidoqoftë, kjo është deklaratë ose profeci e Hazret Mesihut të Premtuar a.s., të cilën ne e shohim përditë duke u plotësuar. Ka nevojë që edhe njerëzit e çdo feje e të çdo kombi të mendojnë për këtë. Xhemati i Mesihut të Premtuar a.s. vazhdon të përparojë në bazë të atyre premtimeve që Allahu xh.sh. bëri për të dhe ne përditë e shohim zhvillimin e Xhematit. Pra, duhet që edhe myslimanët (që nuk janë ahmaditë) të mendojnë se Mesihu që duhej të vinte, ka ardhur. Ka një numër të madh argumentesh në Kuran e në Hadithe që e vërtetojnë deklaratën e tij. Disa prej tyre i kam përmendur më lart. Edhe gjendja e botës e kërkon atë që të vijë. Cilin prisni ju tani? O njerëz, mendoni pak! Ai Mesih që duhej të vinte edhe për të krishterët ka ardhur. Ka ardhur ai që duhej t'i mblidhte në një dorë, ndjekësit e të gjitha feve. Tani vetëm ky Mesih dhe Mahdi do

t'ju mësojë t'i nderoni ndjenjat e njëri-tjetrit. Nëse dikush mund të na mësojë se si duhet t'i respektojmë Profetët e të gjitha feve, me të vërtetë, është ky Mesih i Premtuar. Nëse dëshirojmë që dashuria dhe paqja të përhapen në botë, atëherë ta dimë se është vetëm Mesihu i Premtuar ai, që do ta realizojë atë. Nëse dëshirojmë që njerëzia të shpëtojë nga vuajtjet e dhembjet, atëherë vetëm ky Mesih i Premtuar e Mahdi do të mund ta shpëtojë. Nëse dëshirojmë që të na shfaqen ato rrugë që na çojnë drejt Zotit, dhe të dallohen ato rrugë, që e mësojnë robin se si t'i gjunjëzohet Zotit, atëherë të dimë se vetëm Mesihu i Premtuar do të na tregojë ato. Nëse bota e kërkon t'i fitojë sinqerisht, të gjitha këto, atëherë ata duhet të jenë të gatshëm ta ndjekin këtë Mesih e Mahdi që është i dashuri i vërtetë i Profetit Muhammed s.a.v.s. dhe që erdhi sipas profecive të të gjitha feve. Përndryshe, ne jemi duke i shikuar retë e ndëshkimit të Allahut xh.sh. që po lëvizin mbi kokat e njerëzve; ato re për të cilat na kishte lajmëruar Zoti nëpërmjet Mesihut të Premtuar[a.s.]. Unë, ju ahmadive ju them se çdokush prej jush duhet të përpiqet të edukohet e duke reformuar vetveten, ai duhet të bëjë reformë edhe në botë. Allahu xh.sh. i mëshiroftë këta njerëz të botës materiale e i mundësoftë që t'i kuptojnë këto realitete!

# ( III )

## Fjalimi i së xhumasë, i mbajtur në xhaminë *Bejtul Futuh* të Londrës më 24 shkurt, të vitit 2006

- Përshkrimi i sjelljeve mizore e ofenduese të disa shteteve e të gazetave të Perëndimit, në emër të lirisë së fjalës e të ndërgjegjes; dhe përshkrimi i moraleve të tyre të dyfishta.

- Sulmet e ashpra të botës Perëndimore kundër myslimanëve janë rezultat i gjendjes së brendshme të tyre. Bota islame sot ballafaqohet me këtë gjendje të rrezikshme për shkak të gabimeve të veta.

- Dashuria ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. kërkon prej nesh që të bëjmë lutje për ummetin e tij. Kjo është detyra e një ahmadiu që e pranoi Imamin e Kohës t'i dërgojë shumë *Durud* e *Salat* Profetit të shenjtë s.a.v.s., për shkak të dashurisë që ushqen ndaj tij.

- Ju nga thellësia e zemrave tuaja duhet të shpërndani në atmosferë aq shumë *Durud*, sa që çdo grimcë të shkëlqejë prej së largu, dhe lutjet tona me anë të këtij ndërmjetësimi të arrijnë në oborrin e Allahut xh.sh. e të pranohen.

- Rëndësia e leximit të Durudit, sipas Kuranit, Haditheve e sipas të thënave të Mesihut të Premtuar a.s.; dhe thirrja e veçantë për t'i dërguar *Durud* e *Salat* Profetit të shenjtë s.a.v.s.

اَشْهَدُ اَنْ لَّا اِلٰهَ اِلَّا اللّٰهُ وَاحِدَهُ لَا شَرِيْكَ لَهُ وَاَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُوْلُهُ اَمَّا بَعْدُفَاَعُوْذُ بِاللّٰهِ مِنَ الشَّيْطٰنِ الرَّجِيْمِ

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ۝ اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ۝ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ۝ مٰلِكِ يَوْمِ الدِّيْنِ ۝ اِيَّاكَ نَعْبُدُ وَ اِيَّاكَ نَسْتَعِيْنُ۝ اِهْدِنَا الصِّرَاطَ الْمُسْتَقِيْمَ۝ صِرَاطَ الَّذِيْنَ اَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ غَيْرِ الْمَغْضُوْبِ عَلَيْهِمْ وَلَا الضَّآ لِّيْنَ۝

اِنَّ اللّٰهَ وَمَلٰٓئِكَتَهُ يُصَلُّوْنَ عَلَى النَّبِيِّ يٰاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا صَلُّوْا عَلَيْهِ وَ سَلِّمُوْا تَسْلِيْمًا۝

*Unë dëshmoj se s'ka Zot tjetër përveç Allahut xh.sh, Ai është Një dhe i pashoq. Po ashtu, unë dëshmoj se Muhammedi është robi e i dërguari i Tij. Pas kësaj, kërkoj strehimin e Allahut nga shejtani i mallkuar.*

*"Me emrin e Allahut të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, Zotit të botëve; të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit; Sunduesit të Ditës së Gjykimit. (O Allah) vetëm Ty të adhurojmë ne dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë. Udhëhiqna në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre të cilët i bekove Ti, e jo në rrugën e atyre të cilët kanë shkaktuar zemërimin (Tënd) e as të atyre, të cilët u devijuan."* (Amin) ***(El-Fatiha, 1:1-7)***

*"Allahu dhe engjëjt e Tij e bekojnë Profetin. Pra, o ju besimtarë, bekojeni edhe ju dhe kërkoni paqe për të."*

***(El-Ahzab, 33:57)***

Unë do të vazhdoj të flas po për atë temë, për të cilën jam duke folur prej disa javësh, lidhur me ato ngjarje që po ndodhin gjatë disa javëve të kaluara. Sot, prapë do të flas shkurtimisht rreth atyre sjelljeve të disa gazetave e të shteteve të Perëndimit, që tregojnë në emër të lirisë së fjalës e të ndërgjegjes, në bazë të të cilave ata luajnë me ndjenjat e myslimanëve dhe i lëndojnë ata. Unë gjithashtu do të flas për ato protesta që po bëhen kundër tyre, nga individë të veçantë, apo grupe, komunale e shtetërorë. Vërtet, OIC (Organizata e Shteteve Islamike) ka thënë që duhet t'u bëhet presion vendeve të Perëndimit që të kërkojnë falje dhe njëkohësisht të ndalojnë me ligj fyerjen dhe poshtërimin e Profetëve, në emër të lirisë së fjalës e të ndërgjegjes. Nëse ato nuk do të frenohen, atëherë nuk mund të sigurohet paqja e botës. Ky reaksion i OIC-së dhe i këtyre vendeve është mirëpritur. Allahu xh.sh. i përforcoftë këto vende që të bëhen aq të afta sa me tërë sinqeritetin e zemrës të marrin vendime të atilla për të krijuar paqe të vërtetë në botë.

## Standardi i dyfishtë i shteteve dhe i gazetave të Perëndimit

Këto ditë, një gazetë iraniane shpalli se do të organizojë një garë ku do të vizatohen karikatura në lidhje me Holokaustin. Sado që ky nuk është një reaksion islamik, e as rrugë islamike, shtetet Perëndimore që krenohen e brohorasin për lirinë, e për çdo paturpësi e poshtërsi që e botojnë në gazeta, pasi e quajnë lirinë e të shkruarit e të ndërgjegjes, nuk duhej të zemëroheshin aq shumë për këtë. Ata nuk duhej të zemëroheshin ose duhej thënë se nuk do të përsërisnin atë gabim që krijoi trazira e rrëmujë në botë dhe duhej të pohonin se ne tani duhet t'i japim fund këtij lloj mentaliteti lidhur me ndonjë fe ose me themeluesin e ndonjë religjioni apo me Profetin e tij, ose me ndonjë popull, dhe në vend të kësaj duhet të krijojmë një

mjedis dashurie. Mirëpo, në vend që të jepnin përgjigje të tilla, redaktori i asaj gazete në Danimarkë, që kishte botuar ato karikatura që janë bërë shkak i trazirave në botë, i dha përgjigje thirrjes së gazetës iraniane lidhur me garën e organizuar për vizatimin e karikaturave të Holokaustit, duke thënë se kjo garë ka qëllim që të diskutohet tema se a kishte ndodhur në realitet Holokausti ose jo. Kjo nuk ka të bëjë me ofendimin e për nënçmimin e ndonjë Profeti. Sidoqoftë, redaktori i gazetës shkruan se ne sigurisht nuk do të marrim pjesë në këtë garë. Kurse, në anën tjetër, i garanton lexuesit e vet, duke thënë se lexuesit tanë duhet të jenë të sigurt se standardet tona të moralit janë të ruajtura. Ne nuk do botojmë karikatura të Jezu Krishtit ose të Holokaustit. Prandaj, nuk ka vend për të marrë pjesë në këtë garë pa vlerë të gazetës e të medias iraniane. Pra, këto janë standarde të tyre; një për vete dhe tjetri për të luajtur me ndjenjat e myslimanëve. Të tilla janë veprat e tyre; le të vazhdojnë t'i kryejnë!

## Gjendja tepër e mjeruar e myslimanëve

Hidhni një shikim mbi standarde të tyre. Një autor anglez, para 17 vitesh, kishte shkruar diçka. Mandej, ai shkoi në Austri ku u padit e u dënua me 3 vjet burg. Pra, këto janë rrugë të tyre. Këta nuk tregojnë tolerancë në çështjet e veta. Sidoqoftë, ne duhet ta analizojmë gjendjen tonë. Guximi që merr Perëndimi, a mos e merr për shkak të gjendjes sonë? Situata e tanishme evidenton qartë se bota Perëndimore është e vetëdijshme se myslimanët i janë nënshtruar asaj. Dhe thuhet qartazi se fundi i fundit myslimanët do t'iu drejtohen atyre. Ata kërkojnë ndihmë prej tyre që të luftojnë me njëri-tjetrin. Këta janë të vetëdijshëm se bojkotimi i produkteve të shteteve Perëndimore, nga ana e disa shteteve islamike në shenjë proteste, është i përkohshëm dhe do të hiqet së shpejti. Këta e dinë mirë se ato produkte që janë marrë nga shitoret e që tani nuk janë në treg,

do të rivendosen nëpër shitore për shitje. Tani, shihni se myslimanët që jetojnë në këto vende Evropiane, i përdorin të gjitha prodhimet e tyre. Në Danimarkë ka më shumë se 200,000 myslimanë (kundër Danimarkës janë bërë protestat më të mëdha), dhe shumica e tyre janë myslimanë pakistanezë. Edhe ata i përdorin prodhimet e tyre. Sidoqoftë, këto janë kundërveprime të përkohshme që do të veniten e do të zhduken.

Tani, hidhni një shikim mbi gjendjen tonë; ngjarja e tanishme në Irak ku kupola e një Imam Bargahu (shenjtërore e shitëve) u prish nga një atentat bombe. Si rezultat i kësaj, xhamitë e sunnive po sulmohen e po rrënohen. Askush nuk ka menduar t'i pengojë e as nuk ka bërë ndonjë hulumtim se mos ndofta ndonjë armik i kryen këto akte të shëmtuara për të krijuar përçarje e armiqësi në mesin e tyre. Të gjitha bombat e armët që i përdorin këta, u furnizohen atyre prej këtyre shteteve. Mirëpo, fatkeqësisht, ata nuk mund të mendojnë në këtë mënyrë, sepse i kanë humbur aftësitë e të menduarit. Ata nuk mund të mendojnë, duke u kredhur në zemërim e në cenim sektar. Përveç kësaj, fatkeqësisht, edhe ata që janë hipokritë u bashkohen armiqve, e kështu armiku e shfrytëzon rastin dhe nuk i lejon ata të mendojnë për gjendjen e tyre. Sidoqoftë, kjo situata e re e zhvilluar në Irak e çon vendin në drejtim të luftës civile, e cila gati ka filluar. Për të kontrolluar situatën, prijësit e vendit ballafaqohen me vështirësi të mëdha. Po ashtu, edhe në Afganistan, myslimanët luftojnë kundër njëri-tjetrit. Njëkohësisht, edhe në Pakistan, çdo sekt e terrorizon sektin tjetër. Ata e vrasin njëri-tjetrin në emër të fesë. Ndërsa, Allahu xh.sh. thotë:

وَمَن يَقْتُلْ مُؤْمِنًا مُّتَعَمِّدًا فَجَزَآؤُهُ جَهَنَّمُ خَٰلِدًا فِيهَا
وَغَضِبَ ٱللَّهُ عَلَيْهِ وَلَعَنَهُ وَأَعَدَّ لَهُ عَذَابًا عَظِيمًا ۝

*Dhe kush e vret qëllimisht një besimtar, shpërblimi i tij do të jetë xhehenemi ku do të jetojë ai për një kohë të gjatë dhe Allahu do të zemërohet me të dhe do ta mallkojë atë dhe për të do të përgatisë një ndëshkim të rëndë.*

*(En-Nisa, 4:94)*

## Shkaku kryesor i përçarjes e i ndasisë së myslimanëve qëndron në faktin se nuk i binden Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe se e mohojnë Mesihun e Premtuar a.s.

Shihni, ata janë duke e vrarë njëri-tjetrin me nxitjen e prijësve të tyre kryengritës, ngatërrestarë e provokues, pjesa dërmuese e të cilëve është e përbërë prej hoxhallarëve. Të gjitha këto fitne e ngatërresa burojnë prej tyre. Ata e nxisin popullin që të luftojnë, të vrasin vëllezërit e tyre, duke i predikuar se do të merrni sevap e do të shkoni në xhenet. Ndërsa, Allahu xh.sh. i mallkon dhe i shtyn në xhehenem. Në Pakistan, në Bangladesh e në vende të tjera, myslimanë ahmadi vriten e martirizohen. Dhe mbas këtyre vrasjeve e akteve të paturpshme, qëndrojnë ata hoxhallarë që i nxisin ndjekësit e tyre duke u dhënë premtim e myzhde për sevap e për xhenet. Sidoqoftë, unë isha duke folur se për shkak të këtyre akteve e të veprimtarive të myslimanëve, armiqtë e myslimanëve nxjerrin dobi për vete; dhe kështu ata e zvogëlojnë fuqinë e tyre. Mirëpo, myslimanët, fatkeqësisht, nuk e mendojnë këtë. Pa dyshim, një gjë është mjaft e qartë se, shkaku kryesor i humbjes së aftësisë së të menduarit e të fatkeqësisë së tyre qëndron në faktin se nuk e dëgjuan e as nuk po e dëgjojnë urdhrin e Profetit të shenjtë s.a.v.s. e as nuk i drejtohen atij, dhe se e përgënjeshtrojnë Mesihun e Mahdiun e tij. Ne duhet të bëjmë lutje, çdo ahmadi duhet të bëjë lutje, që Allahu xh.sh. t'u faltë atyre mendjen e

logjikën, dhe që të mos e njollosin Islamin, duke u bërë lodër në duart e armiqve; e të mos e vrasin njëri-tjetrin.

Sidoqoftë, kur armiqtë e Islamit i poshtërojnë e i nënçmojnë këta myslimanë, kështu apo ashtu, atëherë çdo ahmadi preket e ndien dhembje, sepse këta i cilësohen apo deklarojnë se i cilësohen Profetit tonë të dashur s.a.v.s. Pa dyshim, pjesa dërrmuese e këtyre myslimanëve të humbur, duke iu bindur e duke i dëgjuar prijësit e hoxhallarët e tyre, bën këto vepra të turpshme e akte të papërshtatshme që nuk kanë asnjë lidhje me fenë Islame, për shkak të mungesë së arsimit e të paditurisë së tyre. Allahu xh.sh. duke na dëgjuar lutjet tona do t'i lirojë këta myslimanë nga prangat e këtyre të ashtuquajturve prijës fetarë. Dëshirojmë që ata t'i kuptojnë mirë mësimet e bukura të Islamit, dhe të mos bëhen shkaktarë për njollosjen e fesë Islame, në mënyrë të pavetëdijshme apo marrëzisht, duke u bërë pre e pasionit të dashurisë ndaj Islamit. Allahu xh.sh. i përudhtë ata, sepse për shkak të veprimtarive të tyre të tilla armiku i Islamit e shfrytëzon rastin dhe e godet Islamin e bën sulme poshtëruese e fyese kundër Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Pra, çdo ahmadi duhet të angazhohet për të bërë lutje, meqë bota islame me anë të gabimeve të veta është në rrethana shumë të rrezikshme e të tmerrshme. Nëse pohojmë se ne e admirojmë dhe e duam marrëzisht Profetin e shenjtë s.a.v.s., atëherë ne duhet të bëjmë shumë lutje për ummetin e tij. Ne kemi nevojë që të tregojmë një kujdes të veçantë për këtë dhe vërtet, ne jemi duke treguar kujdes me mëshirën e Zotit xh.sh..

## Mënyra e vërtetë për të bërë lutje e për të fituar bekime

Sot, dëshiroj t'ju tregoj se si bëhet lutja. Këto rrugë e këto mënyra për të bërë lutje na e tregoi e na e mësoi Profeti i

shenjtë s.a.v.s.; ato jo vetëm që na reformojnë e na edukojnë por, me anë të tyre, ne mund t'i shohim dëshmitë e pranimit të lutjeve tona. Sipas një hadithi, ku Hazret Omer bin Khattabi rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha: lutja e njeriut mbetet e pezulluar në mes qiellit e tokës, dhe derisa nuk i dërgohen *Durud* e *Salat* Profetit të shenjtë s.a.v.s., asnjë pjesë e asaj lutjeje nuk arrin tek Allahu xh.sh.

*(Kenzul Ummal, vol. 1 pj. II, f. 118, Kitabul Idhkar min kismil ef'al, Bab fis selati alejhi s.a.v.s., hadithi 3983, Shtypshkronja "Darul Kutub El-ilmijjah", Bejrut, botimi i dytë, 2004)*

Kjo është një e vërtetë e absolute që Allahu xh.sh. e paraqiti për ne në Kuran:

إِنَّ اللّٰهَ وَمَلٰٓئِكَتَهٗ يُصَلُّوْنَ عَلَى النَّبِيِّ ؕ
يٰٓاَيُّهَا الَّذِيْنَ اٰمَنُوْا صَلُّوْا عَلَيْهِ وَسَلِّمُوْا تَسْلِيْمًا ۝

*Allahu dhe engjëjt e Tij e bekojnë Profetin. Pra, o ju besimtarë, bekojeni edhe ju dhe kërkoni paqe për të.*

*(El-Ahzab, 33:57)*

Në Kuranin e Shenjtë ka urdhra të panumërta që duhen ndjekur. Duke i ndjekur ato urdhra, ne mund të bëhemi të dashur të Zotit, marrësit e bekimeve të Tij; mund t'i afrohemi Atij; do të na shmangë nga xhehenemi dhe do të hyjmë në xhenet. T'i dërgosh *Durud* e *Salat* Profetit të shenjtë s.a.v.s. është një punë jashtëzakonisht e madhe – punë që e kryen vetë Allahu dhe engjëjt e Tij. Prandaj, kjo është ajo punë që, nëse e bëjmë ne, do të thotë se e bëjmë atë punë që është puna e Zotit. Pra, kur Allahu xh.sh. na shpërblen shumë kur ne i zbatojmë urdhrat e Tij, atëherë mendoni se sa shumë do të na shpërblejë Ai për atë punë të cilën e bën dhe Ai vetë! Me siguri, *Durudi* i dërguar me sinqeritetin e plotë të zemrës do të jetë burim për

reformimin e ummetit; një burim për mbrojtjen e ummetit nga nënçmimi e nga poshtërimi; një burim për reformimin tonë; një shkak për pranimin e lutjeve tona, dhe gjithashtu do të bëhet strehim për ne nga sulmet e *Dexhxhalit*.

Dobia e *Durudit* është përmendur në disa hadithe të ndryshme. Në një hadith, Profeti i shenjtë s.a.v.s. thotë:

Në Ditën e Gjykimit, personi që më dërgon më shumë *Durud* do të jetë më afër meje.

*(Sunan Tirmidhi, Kitabus Salah akhir, Ebuabul viter, Bab ma xha'a fi fadli salati alan-Nebijji s.a.v.s., hadithi 484, Shtypshkronja "Darul Marifah" Bejrut, botimi i parë 2002 )*

Në një vend ai thotë:

Allahu xh.sh. do t'i dërgojë bekime të dhjetëfishta atij që me tërë sinqeritetin e zemrës do të më dërgojë një herë *Durud*. Po ashtu, Allahu xh.sh. do ta ngrejë dhjetëfish pozitën e tij (dhe do të shënojë dhjetë sevape për të) dhe do t'ia falë dhjetë mëkate.

*(Sunan Nisai, Kitabus sahv, Bab El-fadl fis salati elan-Nabijji s.a.v.s., hadithi 1297, Shtypshkronja "Mektabah El-M'arif" Rijad, botimi i parë)*

Pra, shihni, sinqeriteti i zemrës është kushti i domosdoshëm. Ka shumë njerëz që bëjnë lutje, ose më shkruajnë për lutje, që thonë se ne jemi duke bërë lutje për një kohë të gjatë, por lutjet tona nuk pranohen. Ata duhet të kenë parasysh se Profeti i shenjtë s.a.v.s. na mësoi se duhet t'i dërgojmë *Durud*. Ai thotë: Dërgoni *Durud* me sinqeritetin e plotë. Duke i dërguar *Durud*, çdo person duhet ta hetojë e ta shqyrtojë veten dhe zemrën e tij me imtësi, e të vërë re se sa shumë fëlliqësi e ndotje të kësaj bote materiale ka në atë zemër, e sa shumë sinqeritet ka në zemër në dërgimin e *Durudit*.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. lidhur me këtë thotë:

Ju duhet ta dërgoni me bollëk *Durudin*, meqë ky është një mjet mjaft i fuqishëm i këmbënguljes. Prandaj, mos e dërgoni sa për zakon e sa për të thënë, por duhet të dërgoni *Durud*, duke i mbajtur në mend mirënjohjet e Profetit të shenjtë s.a.v.s.; e për ngritjen e statusit e pozitës së tij dhe për fitoren e për suksesin e tij. Rezultati i kësaj do të jetë se ju do ta shijoni frytin e shijshëm të pranimit të lutjeve.

*(Revista "Review of Religions" versioni urdu, ,*
*vol. 3, nr. 1, janar 1904, f. 15)*

Ai më tutje thotë:
O njerëz! Dërgojini *Durud* këtij Profeti mirënjohës i cili është manifestimi i atributeve të Zotit të Mëshirshëm e Mirënjohës, meqë shpërblimi i mirënjohjes është mirënjohja. Ajo zemër që nuk ka vend për mirënjohjet e tij, është boshe nga besimi ose kërkon shkatërrimin e besimit. O Allah! Dërgoji *Durud* e bekime këtij të Dërguari e Profeti *ummi* (analfabet) që i vaditi të mëvonshmit, ashtu siç ai i vaditi të parët; dhe i ngjyrosi ata me ngjyrën e vet dhe i futi ata në vathën e njerëzve të dëlirë e të devotshëm.

*(Përkthimi nga gjuha arabe, "Ixhazul Mesih",*
*"Ruhani Khazain", vol. 18, f. 5-6)*

Nëse ju do t'i dërgoni të gjithë së bashku *Durud*, ky lloj *Durudi* do të shfaqë ndikimet e rezultatet e veta. Ky hadith e kjo e thënë e Mesihut të Premtuar a.s. e zbardhin çudinë e atyre që thonë se *Durudi* nuk luan ndonjë rol e nuk ka ndonjë efekt. Pra, ne kurrë nuk duhet të lodhemi nga dërgimi i *Durudit* e i *Salatit*, por duhet ta shqyrtojmë veten.

Profeti i shenjtë s.a.v.s. thotë:

Ai që nuk më dërgon *Durud* e bekime është njeri tepër koprrac e kurnac. Dhe ai që në një anë merr përsipër mëkatin e

koprracisë së vet, në anën tjetër ai mbetet i shmangur nga bekimet e Allahut xh.sh. Siç e dimë ne se Allahu ia kthen dhjetë herë *Durudin* atij që i dërgon një herë *Durud*.

*(Sunan Tirmidhi, Kitabud Davat, Bab kauli Rasulillahi s.a.v.s. "Ragima enf rexhul", hadithi 3546, Shtypshkronja "Darul Marifah", Bejrut, botimi i parë, 2002)*

Ky është një pazarllëk aq i dobishëm për të fituar strehimin e Allahut xh.sh., sa që  es-habët e Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe të Mesihut të Premtuar a.s. dërgonin vetëm *Durud*, duke i lënë anash të gjitha lutjet.

Në një hadith, Profeti i shenjtë s.a.v.s. thotë:

Do të jetë arrogancë e pabesi nga ana e njeriut, që kur t'i përmendet atij emri im, ai të mos më dërgojë *Durud*.

*(Xhelaul Ifham, f. 271, Faslul mutin, el-hadi ashar min mavatinis selah alejhi s.a.v.s. inda dhikrihi, Idaratut Taba'a El Munirija, Dimashk, 1357 hixhri)*

Hazret Abu Bakri r.a. thotë:
T'i dërgosh *Durud* Profetit të shenjtë s.a.v.s. është një bamirësi më e madhe se ta lirosh dikë nga prangat e skllavërisë; dhe të ulesh në shoqërinë e tij është më mirë se të flijosh jetën në rrugën e Zotit ose të bësh xhihad.

*(Tefsir Durre Menthur, vol. 6, f. 578, Tefsiri i suresë El-Ahzab, ajeti 57: "Innallaha ve melaikatahu jusal-luna ...", Shtypshkronja "Darul Ihjait Turath El-Arabi, botimi i parë, Bejrut, Liban, 2001,*

Çfarë është ky i ashtuquajtur xhihadi i sotëm ku bëhen luftëra kundër të tjerëve e njëkohësisht kundër njëri-tjetrit. Le t'i pyesë dikush këta hoxhallarë se çfarë Islami është ky, që ju i nxisni njerëzit e pashkolluar e naivë dhe i udhëhiqni në mënyrë të

gabuar (që ata duke iu nënshtruar pasioneve fetare dhe duke e shfaqur sedrën e tyre ndaj Islamit bëjnë vepra e akte të paturpshme,)? Mësimi i Islamit është ky që kur dikush dëgjon fjalë të paturpshme e banale për Profetin e shenjtë s.a.v.s., atëherë ai duhet të përmendë virtytet e cilësitë e tij dhe t'i dërgojë *Durud* atij, sepse një akt i tillë është më i mirë e më me vlerë se xhihadi. Pra, më mirë ta përqendroni vëmendjen tek lutja e tek dërgimi i *Durudit* se sa ta flijoni jetën.

Në këtë epokë, e cila është epoka e Mesihut të Premtuar a.s., është më me rëndësi e thelbësore që ta përqendrojmë vëmendjen tonë te lutjet, te dërgimi i *Durudit* e tek reformimi i qenieve tona se sa të bëjmë akte shkatërrimtare e të paturpshme. Shqyrtojeni qenien tuaj se sa shumë e doni Profetin e shenjtë s.a.v.s. Mos është ky një pasion i përkohshëm që për shkak të motiveve e të interesave të disa personave egoistë të na pështjellë edhe neve në këtë zjarr?

Prandaj, është tepër e nevojshme që kur ne përqendrohemi për reformimin e qenieve tona, atëherë në anën tjetër duhet, sa kemi mundësi, t'i këshillojmë edhe myslimanët e tjerë që të mos marrin rrugë të gabuara, por duhet të marrin atë rrugë të cilën e pëlqen Allahu xh.sh. e Profeti i Tij s.a.v.s. Dhe ata na kanë treguar se ajo rrugë është që t'i dërgoni *Durud* Profetit, ashtu siç ka thënë Profeti i shenjtë s.a.v.s. se nëse doni ta arrini pëlqimin tim e të shkoni në xhenet atëherë më dërgoni mua *Durud*.

Hazret Abdullah bin Masudi rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:
Ai që nuk më dërgon mua *Salatin* nuk ka besim.

*(Xhelaul Ifham, f. 26, El-Kelam elel Hadith, Abdullah bin Masud, Idarah Et-Taba'ah El-Munirijjah, Dimashk, 1357 hixhri)*

Në një vend tjetër ai thotë:

Të përkujtosh në bollëk Allahun xh.sh. dhe të më dërgosh *Durud* është një punë që e zhduk vështirësinë.

*(Xhelaul Ifham, f. 290, Feslul Meutin, Es-sadis vel ishrun min mavatinis selah s.a.v.s. inda elmama lifakri vel haxhah eu khauf, Idarah Et-Taba'ah El-Munirijjah, Dimashk, 1357 hixhri)*

Vështirësi financiare, vështirësi të rrethanave dhe të gjitha ato vështirësi me të cilat ballafaqohen myslimanët e sotëm janë për shkak se Perëndimi i ka principe e parime për vete, ndërsa për shtetet islamike ka parime e principe të tjera. Zgjidhja e kësaj qëndron në faktin që t'i dërgohet më shumë *Durud* Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe t'i mbledhim ato bekime që Allahu xh.sh. i ka kushtëzuar me *Durudin*.

Në një hadith tjetër, Hazret Anesi r.a. rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:
Në Ditën e Gjykimit, në momentin më të tmerrshëm të asaj Dite, do të qëndrojë më afër meje ai njeri që do të më ketë dërguar mua më shumë *Durud*.

*(Tefsir Durre Menthur, vol. 6, f. 578, Tefsiri i suresë El-Ahzab, ajeti 57: "Innallaha ve melaikatahu jusal-luna ...", Shtypshkronja "Darul Ihjait Turath El-Arabi, botimi i parë, Bejrut, Liban, 2001)*

*(El-Xhami Esh-shuabul Iman, vol. 4, f. 435, Feslu salati elen nabijji s.a.v.s. lejlatil xhum'ati ve jeumiha, ve fadlu kira'ati suratil Kehef, hadithi 2773, Mektabah Er-Rashidijah, Rijad, botimi i dytë, 2004)*

Tani, shihni, kush është ai që nuk dëshiron të ketë afrinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s. në Ditën e Gjykimit, dhe të kalojë nëpërmjet vendeve të rrezikshme nën mbrojtjen e tij? Pa dyshim, çdokush dëshiron të ruhet nga ndëshkimi i Allahut xh.sh. Pra, kjo është ajo rrugë që na tregoi Profeti i shenjtë s.a.v.s. për të na shpëtuar nga të gjitha rreziqet e për të na sjellë afër Profetit të shenjtë s.a.v.s. Prandaj, duhet që çdo besimtar të angazhohet në dërgimin e *Durudit* dhe të mundohet që ta shfrytëzojë çdo rast për t'i dërguar *Durud* Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Në një Hadith, Hazret Anesi rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:

Ai person, që do të më dërgojë *Durud* njëmijë herë në një ditë, do ta shikojë vendin e tij në xhenet edhe në këtë jetë.

*(Xhelaul Ifham, f. 30, El-kelamu ela hadithi Ans bin Malik, Idarah Et-Taba'ah El-Munirijjah, Dimashk, 1357 hixhri)*

Kjo do të thotë se ato reformime e ndryshime që do të krijohen me anë të bekimeve të *Durudit*, do ta shndërrojnë jetën e kësaj bote në xhenet. Dhe këto janë ato vepra, bamirësi e ndryshime të pastra që do ta shndërrojnë këtë jetë në xhenet, në një anë, ndërsa do të na bëjnë trashëgimtarë të xhenetit në Ahiret, në anën tjetër.

Në një Hadith, Hazret Abdullah bin Amr bin Al-Asi rrëfen se Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:

"Kur ju e dëgjoni *ezanin* (thirrje për namaz), ju duhet t'i përsërisni fjalët e ezanit, e mandej më dërgoni *Durud* e *Salat*. Allahu xh.sh. do t'i dërgojë dhjetë herë bekime atij personi që më dërgon mua një herë *Durud* e *Salat*. Ai më tutje tha: Kërkojeni për mua të drejtën e ndërmjetësisë, meqë ky është një status ndër statuset e xhenetit që do t'i dhurohet njërit prej robërve të Allahut xh.sh., dhe unë shpresoj se ai do të jem unë. Ndërmjetësimi im do të bëhet i lejueshëm për çdo person që do të kërkojë ndërmjetësinë prej Allahut xh.sh."

*(Sahih Muslim, Kitabus Salat, Bab istixhabil keuli mithla keulil muadhin limen samiahu ..., hadithi 735 Darul Fikr, Bejrut, 2004)*

Pra, çdo anëtar i Xhematit Ahmadia duhet ta mësojë përmendsh lutjen pas ezanit e ta recitojë atë, pasi e dëgjon ezanin. Rëndësia e dobitë e *Durudit* janë bërë të qarta, mirëpo disa njerëz bëjnë pyetje se si duhet dërguar *Durudi*? Ka disa

lloje të *Durudit*, të përpiluara prej njerëzve të ndryshëm. Por, lidhur me këtë, ka një hadith. Hazret Kab Uxhrahu rrëfen se ne e kemi pyetur Profetin e shenjtë s.a.v.s. se si të ta dërgojmë ty *Durudin*? Ai tha:

اَللّٰهُمَّ صَلِّ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَّ عَلٰى اٰلِ مُحَمَّدٍ كَمَا صَلَّيْتَ عَلٰى اِبْرَاهِيْمَ وَ عَلٰى اٰلِ اِبْرَاهِيْمَ اِنَّكَ حَمِيْدٌ مَجِيْدٌ . اَللّٰهُمَّ بَارِكْ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَّ عَلٰى اٰلِ مُحَمَّدٍ كَمَا بَارَكْتَ عَلٰى اِبْرَاهِيْمَ وَ عَلٰى اٰلِ اِبْرَاهِيْمَ اِنَّكَ حَمِيْدٌ مَجِيْدٌ .

*O Allah, i dhuro Muhammedit dhe pasardhësve të tij bekime ashtu siç u dhurove Ibrahimit dhe pasardhësve të tij. Vërtet, Ti je i Lavdërueshëm dhe i Madhërueshëm. O Allah, bekoje Muhammedin dhe pasardhësit e tij ashtu siç e bekove Ibrahimin dhe pasardhësit e tij. Vërtet, Ti je i Lavdërueshëm dhe i Madhërueshëm.*

*(Tirmidhi, Kitubus Salat, Ebuabul viter ma xha'a fi sifatis salati elan Nabijji s.a.v.s., hadithi 483, Darul Marifah, Bejrut, botimi i parë, 2002)*

Pra ky është ai *Durud* që recitohet edhe në namaz. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. duke e këshilluar dikë, thotë:

"Fal rregullisht namazin e *Tahaxhudit* e rri i angazhuar në lutje të tjera të zakonshme. Ka shumë bekime në namazin e *Tahaxhudit.* Papunësia e dembelia nuk vlejnë gjë. Njeriu përtac, dembel dhe i papunë nuk vlen fare. Allahu xh.sh. thotë:

وَالَّذِيْنَ جَاهَدُوْا فِيْنَا لَنَهْدِيَنَّهُمْ سُبُلَنَا ط [1]

*(El-Ankabut, 29:70)*

[1] D.m.th "*Dhe ata që përpiqen dhe mundohen për Na takuar Neve, Ne me siguri do t'i udhëzojmë drejt rrugëve Tona.*" (El-Ankabut,29:70)

Durudi më i preferuar është ai që ka dalë nga goja e bekuar e Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe ai është sa vijon:

اَللّٰهُمَّ صَلِّ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَّ عَلٰى اٰلِ مُحَمَّدٍ كَمَا صَلَّيْتَ عَلٰى اِبْرَاهِيْمَ وَ عَلٰى اٰلِ
اِبْرَاهِيْمَ اِنَّكَ حَمِيْدٌ مَّجِيْدٌ . اَللّٰهُمَّ بَارِكْ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَّ عَلٰى اٰلِ مُحَمَّدٍ كَمَا
بَارَكْتَ عَلٰى اِبْرَاهِيْمَ وَ عَلٰى اٰلِ اِبْرَاهِيْمَ اِنَّكَ حَمِيْدٌ مَّجِيْدٌ [1]

Pastaj ai tha:
“Fjalët që dalin nga goja e ndonjë personi të shenjtë e të dëlirë kanë bekime e dobi të shumta. Pra, atëherë mendoni pak se sa shumë bekimdhënëse do të jenë ato fjalë që burojnë nga goja e kryetarit të të gjithë Profetëve e të të dëlirëve! Prandaj, ky është lloji më i mirë prej të gjitha llojeve të *Durudit*. Dhe ky është himni im, dhe nuk ka nevojë që t’i numërojmë, por është më me rëndësi që të dërgojmë *Durud* me sinqeritet, dashuri e me përulësi të plotë. Dhe duhet të dërgohet deri në atë moment kur krijohet gjendja e shkrirjes, kur dehet  e frymëzohet shpirti, e kur krijohet në gjoks bindje e ndryshim i pastër.”

*(Maktubat Ahmadia, vol. 1, f. 526, Maktub nr. 13, bënam Mir Abas Ali Shah Sahib, Nazarat Isha’at Rabvah, Ziaul Islam Press, Rabvah)*

Ky është ai *Durud* që ne lexojmë në namaz, prandaj ne, siç thashë më parë, duhet ta lexojmë këtë. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë se ne nuk duhet të kemi parasysh numërimin e *Durudit*. Është përmendur në një hadith se ai që lexon njëmijë herë *Durud*, kjo do të thotë shumë herë, pa i llogaritur. Edhe Mesihu i Premtuar a.s. u tha disa njerëzve të

[1] D.m.th. “*O Allah, i dhuro Muhammedit dhe pasardhësve të tij bekime ashtu siç u dhurove Ibrahimit dhe pasardhësve të tij. Vërtet, Ti je i Lavdërueshëm dhe i Madhërueshëm. O Allah, bekoje Muhammedin dhe pasardhësit e tij ashtu siç e bekove Ibrahimin dhe pasardhësit e tij. Vërtet, Ti je i Lavdërueshëm dhe i Madhërueshëm.*”

lexojnë *Durud* 700 herë ose 1100 herë në ditë. Kjo këshillë është sipas gjendjes e sipas situatës së individëve të veçantë, që ndërrohet. Sidoqoftë, ne duhet të lexojmë shumë *Durud*, e për këtë arsye unë e kam shënuar këtë në listën e atyre lutjeve që duhen bërë me rastin e kremtimit të njëqindvjetorit të Kalifatit. Përveç kësaj, ne duhet ta lexojmë këtë lutje që i është diktuar Mesihut të Premtuar a.s.:

سُبْحَانَ اللّٰهِ وَبِحَمْدِهٖ سُبْحَانَ اللّٰهِ الْعَظِيْمِ

اَللّٰهُمَّ صَلِّ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَّ اٰلِ مُحَمَّدٍ[1]

Prandaj, *Durudin* që e lexoi Profeti i shenjtë s.a.v.s., ne duhet ta lexojmë në lutjet tona. Mirëpo, duhet të kemi parasysh që ta lexojmë duke u shkrirë që të krijohet një gjendje e veçantë, siç tha Mesihu i Premtuar a.s. Nëse ne do të veprojmë në këtë mënyrë, atëherë me siguri do të bëhemi trashëgimtarë të bekimeve e të dhuntive të Allahut xh.sh.

## Fitorja do të arrijë vetëm me anë të lutjeve

Kjo është epoka e mëvonshmëve, me të cilën janë të lidhura fitoret e Islamit. Ne të gjithë e dimë se këto fitore nuk do të realizohen me anë të shpatave, të pushkëve e të bombave, por, përkundrazi, vetëm me anë të armës së lutjes, e mandej me anë të armës së argumenteve e të arsyetimeve që i janë dhënë Mesihut të Premtuar a.s. Dhe, pa dyshim, Islami do të ngadhënjejë vetëm me anë të kësaj arme. Nëse dëshironi që lutjet tuaja të pranohen e ta gëzoni afrinë e Allahut xh.sh., atëherë duhet t'i dërgoni *Durud* Profetit të shenjtë s.a.v.s.

[1] D.m.th. *"Allahu është i Shenjtë me të gjitha lavdërimet e tij, Allahu është i Shenjtë e i Madhërishëm. O Allah, bekoje Muhammedin dhe popullin e tij."*

Është e pamundur, siç na tregon hadithi, që të arrijmë diçka, pa i dërguar *Durud* Profetit të shenjtë s.a.v.s. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. deklaron qartë se pozita dhe statusi që i është dhuruar atij, i është dhuruar vetëm për shkak të *Durudit*; dhe fitoret e Islamit në të ardhmen kanë një lidhje të njësuar me *Durudin*. Duke e përmendur statusin e tij, që Allahu xh.sh. e dërgoi në botë duke e bërë Mesih të Premtuar, ai e përmend një diktim të Allahut xh.sh. me këto fjalë:

“Pas kësaj, më është diktuar:

صَلِّ عَلٰى مُحَمَّدٍ وَّ اٰلِ مُحَمَّدٍ سَيِّدِ وُلْدِ اٰدَمَ وَ خَاتَمِ النَّبِيِّيْنَ

*Dhuroji bekime e përshëndetje Muhammedit që është kryetar i bijve të Ademit dhe Vulë e të gjithë Profetëve.* Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të. Kjo tregon qartë se të gjitha këto dinjitete, mirëbërësi e dhurata janë vetëm për shkak të tij e për shkak të dashurisë së tij. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut xh.sh., çfarë statuse madhështore zotëron ky në oborrin e Allahut Një; dhe çfarë afërsie gëzon ky në sy të Allahut xh.sh. sa që i dashuri i tij bëhet i dashuri i Allahut xh.sh., kështu që bota bëhet shërbëtor i shërbëtorit të tij. Më kujtohet këtu se një natë unë (shërbëtor modest i tij) i dërgova aq shumë *Durud* Profetit të shenjtë s.a.v.s. sa që shpirti e zemra ime u mbushën me aromë të tij. Në të njëjtën natë, kam parë në ëndërr se engjëjt duke sjellë shakuj të mbushur me nur (dritë) në shtëpinë time, dhe njeri prej tyre më tha se këto janë ato bekime që ti i pate dërguar Muhammedit s.a.v.s.

Një ngjarje tjetër e tillë që më kujtohet se një herë më është diktuar një *Ilham* (shpallje) që do të thoshte se engjëjt e shkallës së lartë janë në konflikt. Kjo do të thotë se Dëshira e Allahut xh.sh. zgjohet për rilindjen e fesë. (për ta ringjallur atë). Mirëpo, nuk është caktuar akoma *Mohji* (personi që do ta ringjallë) e prandaj ata janë në konflikt. Në atë moment, unë e pashë në ëndërr se njerëzit ishin duke kërkuar një *Mohji*, kur

një njeri erdhi para meje e duke bërë shenjë në drejtim tim tha:

Se ky është ai njeri që e do me përkushtim Profetin e shenjtë s.a.v.s. dhe kuptimi i këtyre fjalëve ishte se kushti më i madh për këtë status është dashuria e Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe që me siguri vërtetohet e verifikohet në qenien time.

Po ashtu, urdhri në *Ilhamin* e sipërpërmendur për t'i dërguar bekime e *salat* popullit të Profetit të shenjtë s.a.v.s. ka të njëjtën fshehtësi; se dashuria ndaj *Ehli Bejtit* (familja e Profetit të shenjtë s.a.v.s.) ka një rol shumë të madh për të përhapur dritën e shkëlqimin Hyjnor. Dhe personi që hyn në grupin e atyre që janë *mukerribë* të Zotit (që kanë fituar afrinë e Allahut xh.sh.), ai bëhet trashëgimtar i këtyre njerëzve të pastër e të dëlirë dhe merr pjesë nga trashëgimia e tyre e diturisë dhe e urtësisë."

*("Barahine Ahmadia" katër vëllime, fusnota e fusnotës, nr. 3, "Ruhani Khazain", vol. 1, f. 597-598)*

## Për të rivendosur madhështinë e humbur të Islamit, është e nevojshme që të bëhen përpjekje duke hyrë në Xhematin e Mesihut të Premtuar a.s.

Pra, sot, për të rivendosur madhështinë e humbur të Islamit e për t'u ngritur në mbrojtje të Profetit të shenjtë s.a.v.s., duhet që të ndiqet ai trim të cilin Allahu xh.sh. e ka ngritur; dhe flamuri i Islamit e i Profetit të shenjtë s.a.v.s. do të valojë me tërë shkëlqimin e me madhështinë e vet në botë (inshallah), vetëm atëherë kur ne do të ndjekim mësimin, arsyetimet dhe argumentet e paraqitura prej këtij trimi.

Shkurt, Mesihu i Premtuar a.s. duke e shpjeguar rëndësinë e kësaj epoke e duke ua tërhequr vërejtjen njerëzve thotë se

Islami këto ditë kalon nëpërmes një kohe të vështirë. Për këtë arsye, Allahu xh.sh. e themeloi një xhemat që do ta rivendosë madhështinë e humbur të Islamit. Për këtë arsye, ai u tha myslimanëve që t'i japin fund kryeneçësisë së tyre dhe ta sodisin faktin se a është e mundur që Allahu xh.sh., mu në këto rrethana ku personaliteti i Profetit të shenjtë s.a.v.s. po sulmohet nga të gjitha anët, të mos marrë ndonjë hap për ta krijuar e për ta ruajtur nderin e Profetit të shenjtë s.a.v.s., kur Ai vetë i dërgon *Durud* atij? Ekstrakti i plotë është si vijon:

"Sa e bekuar është kjo epokë që Allahu xh.sh. vetëm me anë të mëshirës së Vet, për të shfaqur madhështinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s. në këto ditë të zhurmshme mori vendim që Islamit t'i japë ngadhënjim e ndihmë nga e padukshmja. Për këtë qëllim Ai e themeloi një xhemat. Unë dëshiroj t'i pyes ata që kanë një simpati e dhembje për Islamin, dhe që kanë një respekt e konsideratë në zemrat e tyre ndaj Islamit se a ka pasur Islami ndonjë periudhë e fazë më të rëndë e më të potershme se sot, ku ishte poshtëruar e nënçmuar aq shumë personaliteti i Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe Kurani i Madhërishëm? Unë pikëllohem e mërzitem shumë për gjendjen e myslimanëve të sotëm, dhe nganjëherë shqetësohem tepër kur e shoh se ata nuk kanë ndjenja që të realizojnë e të analizojnë këtë nënçmim e poshtërim. Allahu xh.sh. a nuk mërzitej aspak për nderin e për respektin e Profetit të shenjtë s.a.v.s., që duke i vërejtur këto abuzime, sharje e nënçmime, të mos e krijonte një xhemat Hyjnor, e duke ua mbyllur gojën armiqve të Islamit, ta përhapte madhështinë e dëlirësinë e tij në botë? Kur Allahu xh.sh. e engjëjt e Tij i dërgojnë *Durud* e *Salat* Profetit të shenjtë s.a.v.s., atëherë sa e nevojshme është shfaqja e atij *Durudi* dhe *Salati* në këtë fazë të sharjeve dhe abuzimeve. Për këtë qëllim, Allahu xh.sh. e krijoi këtë Xhemat."

*("Malfuzat", vol. 3, f. 8-9, Indi, 2003)*

Shihni e soditeni se sa përgjegjësi e madhe bie mbi supet e Xhematit Mysliman Ahmadia që veten e lidh me Mesihun e Premtuar a.s.

Pra, në këtë epokë të potershme e të zhurmshme është ngritur një stuhi nënçmimesh e abuzimesh kundër Profetit të shenjtë s.a.v.s. Pa dyshim, Allahu xh.sh. dhe engjëjt e Tij, do t'i kishin dërguar, do t'i dërgonin dhe po i dërgojnë *Durud* e *Salat* Profetit të shenjtë s.a.v.s. Kjo është edhe detyra jonë që t'i shndërrojmë lutjet tona në *Durud*, me sinqeritetin e zemrës të shpërndajmë në hapësirë aq shumë *Durud* sa që, çdo grimcë e hapësirës do të mbushej me aromën e *Durudit* dhe që lutjet tona, me anë të *Durudit*, duke arritur në Oborrin e Allahut xh.sh., të pranohen, sepse ne e kemi pranuar të dashurin e vërtetë të Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe Imamin e Kohës, dhe kemi hyrë në Xhematin e tij. Ky është demonstrimi i asaj dashurie që duhet të kemi ne ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. e ndaj popullit të tij. Allahu xh.sh. i dhuroftë gjithashtu ummetit të Profetit të shenjtë s.a.v.s. mençuri e urtësi që ta njohin këtë të dërguar të Allahut xh.sh. dhe ta përqafojnë Xhematin e birit shpirtëror të Profetit të shenjtë s.a.v.s., i cili e lartëson pozitën e Profetit të shenjtë s.a.v.s., duke krijuar një atmosferë paqeje e dashurie në botë. Allahu xh.sh. u dhuroftë këtyre urtësi e arsyetim, që të shohin vetë se si duke e ndjekur këtë Profet të shenjtë s.a.v.s., pas 1400 vjetësh, në këtë muaj të *Muharremit*, në të njëjtën tokë, myslimani derdh gjakun e myslimanit tjetër. Mirëpo, këta kurrë nuk kanë nxjerrë ndonjë mësim prej këtyre fakteve, e akoma janë duke derdhur gjak. Allahu xh.sh. u dhuroftë këtyre mençuri që të ruhen prej këtyre veprave, të krijojnë frikën e Zotit në zemrat e tyre dhe të ndjekin mësimin e vërtetë të Islamit. Të gjitha veprimtaritë që po bëjnë këta janë kryer ngaqë nuk e kanë pranuar Imamin e Kohës e për shkak se e përgënjeshtruan porosinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Pra, kjo është përgjegjësia e çdo ahmadi, dhe kjo është një përgjegjësi tepër e madhe, se e ka pranuar Imamin e Kohës. Prandaj, është e nevojshme që të lexoni shumë Durud duke u kredhur në dashurinë e profetit të shenjtë s.a.v.s.; dhe të bëni shumë lutje për vete dhe gjithashtu edhe për myslimanët e tjerë që Allahu xh.sh. ta shpëtojë ummetin e tij.

Dashuria e Profetit të shenjtë kërkon prej nesh që të bëjmë shumë lutje për ummetin e tij. Edhe qëllimet e armiqve nuk janë të drejta. Kush e di se me sa shumë turbullira, vështirësi e rrëmujë do të ballafaqohen myslimanët e sotëm, dhe sa plane e komplote do të hartohen kundër tyre. Allahu xh.sh, i mëshiroftë!
Allahu xh.sh. na përudhtë në rrugën e drejtë. Ne duhet të jemi robërit e Tij mirënjohës. Ta falënderojmë Atë, sepse Ai na mundësoi neve që ta pranonim Imamin e Kohës; dhe t'i kryejmë të drejtat e pranimit. Ai na mundësoftë që gjithnjë të ecim rrugës së pëlqimit të Tij. Amin!

# ( IV )

## Fjalimi i së xhumasë, i mbajtur në xhaminë *Bejtul Futuh* të Londrës, më 3 mars, të vitit 2006

- Akuzat se Mesihu i Premtuar a.s. e anuloi Xhihadin, bëri ndryshime në urdhrat islamike e në mësimet e Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe se me ardhjen e tij epoka e Profetit të shenjtë s.a.v.s. ka marrë fund, janë të pavërteta, të kobshme e të natyrës mizore.

- Me mëshirën e Allahut xh.sh., zemrat tona janë të mbushura mijëra herë, bile miliona herë, më shumë me dashurinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s. se zemrat e atyre që fabrikojnë akuza të paturpshme dhe të pabaza kundër nesh.

- Botimi i lajmeve të pabaza kundër Xhematit Ahmadia në gazetën *Jang*, lidhur me botimin e karikaturave ofenduese e poshtëruese në Danimarkë, është një akt provokues e i djallëzuar.

- Unë fabrikuesit të këtij lajmi të djallëzuar i them: *Mallkimi i Allahut xh.sh. qoftë mbi gënjeshtarin.*

اَشْهَدُ اَنْ لَّا اِلٰهَ اِلَّا اللّٰهُ وَاحْدَهٗ لَا شَرِيْكَ لَهٗ وَاَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهٗ
وَرَسُوْلُهٗ اَمَّا بَعْدُ فَاَعُوْذُ بِاللّٰهِ مِنَ الشَّيْطٰنِ الرَّجِيْمِ

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۞ اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۞ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۞
مٰلِكِ يَوْمِ الدِّيْنِ ۞ اِيَّاكَ نَعْبُدُ وَ اِيَّاكَ نَسْتَعِيْنُ ۞ اِهْدِنَا الصِّرَاطَ
الْمُسْتَقِيْمَ ۞ صِرَاطَ الَّذِيْنَ اَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ ۙ غَيْرِ الْمَغْضُوْبِ عَلَيْهِمْ وَلَا
الضَّآلِّيْنَ ۞

*Unë dëshmoj se s'ka Zot tjetër përveç Allahut xh.sh, Ai është Një dhe i pashoq. Po ashtu, unë dëshmoj se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Tij. Pas kësaj, kërkoj strehimin e Allahut nga shejtani i mallkuar.*

*"Me emrin e Allahut të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, Zotit të botëve; të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit; Sunduesit të Ditës së Gjykimit. (O Allah) vetëm Ty të adhurojmë ne dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë. Udhëhiqna në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre të cilët i bekove Ti, e jo në rrugën e atyre të cilët kanë shkaktuar zemërimin (Tënd) e as të atyre, të cilët u devijuan."* (Amin) *(El-Fatiha, 1:1-7)*

# Botimi i lajmeve të pabaza e false kundër Xhematit Ahmadia në gazetën *Jang*, lidhur me botimin e karikaturave ofenduese e poshtëruese në Danimarkë, është një akt provokues e i djallëzuar

Dje, gazeta *Jang*, në Londër (një gazetë pakistaneze), ka botuar një lajm që nuk ka lidhje fare me besimet e Xhematit

Mysliman Ahmadia. Ky lajm është botuar tërësisht me qëllime djallëzore. Ky nuk është vetëm kundër besimeve tona, por ngjarja e përmendur në këtë lajm nuk është e vërtetë. Ajo nuk ndodhi fare. Ky lajm ndoshta është botuar edhe në Pakistan e në vende të tjera, duke u mbështetur në këtë gazetë. Nëse nuk është botuar dje, do të jetë botuar sot. Këto gazeta nguten të botojnë lajme të tilla që të shitet më shumë gazeta e tyre. Për të shtuar qarkullimin e gazetave të tyre, ata kanë zakon të fabrikojnë lajme të pavërteta e të pamoralshme. Ne të gjithë jemi të vetëdijshëm se si botimi i kësaj gazete në Pakistan publikon çdo ditë për ne gjëra absurde e të djallëzuara.

Një valë zemërimi e shqetësimi ka depërtuar tek myslimanët, për shkak të karikaturave të paturpshme e të djallëzuara që u publikuan në një gazetë të Danimarkës, e që më vonë u botuan edhe në vende të tjera. Po bëhen greva e demonstrata. Kur nuk është askush që ta kontrollojë, dhe të frenojë këtë rrjedhje dhe ta drejtojë drejtë, atëherë shfaqen reagime të këtilla. Pa marrë parasysh, çfarë myslimani është ai, fal namaz apo jo, bën vepra të mira apo jo, por për hir të nderit e të reputacionit të Profetit të shenjtë s.a.v.s., ai mban një sedër, dhe është i gatshëm të flijojë dhe jetën. Në një situatë të tillë, botimi i këtij lajmi ditën e enjte, pasi sot është dita e xhuma dhe në shumë vende planifikohet të bëhen greva, demonstrata e të shfaqen kundërveprime të tilla, ka pasur qëllim që të krijohej një atmosferë kundër ahmadive. Kjo ishte një përpjekje e orvatje tepër mizore, ngatërrestare dhe e paturpshme, me qëllim që t'i nxisnin myslimanët naivë, të paditur e të pashkolluar kundër ahmadive. Mirëpo, kjo nuk është hera e parë, ata nuk e humbasin asnjë rast për t'i nxitur myslimanët e paditur e të pashkolluar kundër ahmadive. Shumë prej jush do ta kenë lexuar këtë lajm, mirëpo ka të atillë që nuk kanë mundur ta lexonin, prandaj për hir të tyre unë e lexoj përmbajtjen e këtij lajmi. Raportuesi nga Danimarka, dr. Xhaved Kanval, shkruan:

*Një oficer i shërbimit sekret danez, me kusht që të mbetej anonim emri dhe pozita e tij, duke diskutuar çështjen e karikaturave, i tregoi gazetës së përditshme Jang se Kadianitë e organizuan tubimin e tyre vjetor (Xhalsa Salana), në shtator të vitit 2005, në Danimarkë, ku morën pjesë figura udhëheqëse të Kadiainive. Në këtë rast, një delegacion i Kadianive pati takim me Ministrin danez, e duke diskutuar çështjen e xhihadit, i tregoi se vetëm ata janë bartësit e mësimeve të vërteta të Islamit.* (Deri këtu është e drejtë, edhe pse ne nuk i treguam veçanërisht këtë, mirëpo ky në të vërtetë është pohimi i Xhematit Ahmadia se është i vetmi Xhemat që i bart mësimet e vërteta të Islamit).

Ai vazhdon të shkruajë:

*"Profeti i tyre, Mirza Ghulam Ahmad Kadiani, e anuloi xhihadin."*

(Kjo gjithashtu është e saktë. Mirëpo, ai e anuloi xhihadin me disa kushte).

Mandej shkruan:

*"Mirza Ghulam Ahmad Kadiani ka ndryshuar mësimet e Islamit," naudhubillah*[1].

Kjo është një akuzë e pabazë dhe një shpifje. Vërejeni! Ç'shkruan ai më tutje!

*"sepse mësimet e Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe epoka e tij kanë marrë fund," naudhubillah.*

---

[1] Kërkojmë mbrojtjen e Zotit nga kjo ide

Gazeta më tutje shkruan:

*"Kadianitë na bindën se ithtarët e Profetit të shenjtë s.a.v.s. janë të kufizuar vetëm në Arabinë Saudite, ndaj më datën 30 shtator, të vitit 2005, gazeta daneze publikoi 12 karikatura të Profetit të shenjtë s.a.v.s. Pikësynimi kryesor i tyre ishte që të sulmohej filozofia e xhihadit. Oficeri i lartë danez tha se deri në fillim të janarit të vitit 2006, ne besonim se deklarata e Kadianive ishte i vërtetë, sepse deri atëherë asnjë shtet, përveç Arabisë Saudite, nuk iu drejtua atyre me ndonjë ankesë formale. Heshtja nga ana e OIC-së e përforconte bindjen tonë. Ky oficer përgjegjës, ia dha raportuesit tonë një videokasetë ku është incizuar biseda e zhvilluar në atë takim në tri gjuhë; në gjuhën daneze, anglishte e në urdu."*

*(Gazeta "Jang", Londër, 2 mars 2006, f. 1, 3)*

Kjo do të thotë se biseda ishte zhvilluar në tri gjuhë! Gënjeshtra nuk ka këmbë. Ky është një lajm i pabazë e shumë skandaloz. Dr. Kanval, sa duket, është një përfaqësues shumë i posaçëm i gazetës *Jang*. Në fillim kemi menduar se është në Danimarkë por tani është zbuluar se jeton në Itali dhe e përfaqëson gazetën *Jang* dhe kanalin televiziv GEO. Në bazë të atyre informatave që i kam mbledhur, ai ligjërisht nuk ka të drejtë t'i japë lajme ndonjë gazete, me burime nga Danimarka.

Akuza dhe gënjeshtra e parë është kur thotë se Xhemati Ahmadia e organizoi tubimin vjetor në shtator të vitit 2005. E vërteta qëndron në faktin se vitin e kaluar Xhemati Ahmadia në Danimarkë nuk e organizoi fare tubimin e tyre vjetor. Për shkak të vizitës sime, ishte organizuar tubimi vjetor i Xhematit Ahamdia të shteteve të Skandinavisë, dhe që ishte mbajtur në Suedi. Raporti i këtij tubimi është transmetuar në MTA, ku mund të shihet e dëgjohet qartë, se ç'folëm ne dhe çfarë nuk është thënë.

Gjatë vizitës sime në Danimarkë, në një recepcion të një hoteli ishte organizuar një takim, ku morën pjesë disa përfaqësues të gazetave e të mediave, persona të arsimuar, personalitete shtetëror dhe një ministre. Në këtë mbledhje, ne kemi folur për mësimet e bukura e paqedashëse të Islamit, në bazë të Kuranit, të haditheve e të shkrimeve të Mesihut të Premtuar a.s. Ç'është thënë aty, ishte e qartë dhe e hapur. Nuk patëm ndonjë bisedë të fshehtë. Gazetat e vendit kanë raportuar dhe një pjesë e asaj është shfaqur në TV. Ne nuk kemi pasur ndonjë takim sekret, përveç atij fjalimi që kam mbajtur në atë recepcion. MTA me siguri e ka transmetuar këtë, nëse jo, atëherë ata duhet ta transmetojnë këtë. Sidoqoftë, më duket se është bërë bisedë për njerëz të tillë, si ky gazetar, se të këtillë janë ata pak njerëz që e njollosin Islamin, përndryshe pjesa dërmuese e myslimanëve nuk pajtohet me këtë lloj të xhihadit e me terrorizëm.

Pa dyshim, një akuzë shumë e madhe dhe e urrejtshme na është drejtuar neve. Ndoshta, gënjeshtari më i madh do të mendonte pak para se të fliste gënjeshtra aq të pabaza, meqë çdo gjë incizohet këto ditë. Faktikisht, sipas këtij personi, është një videokasetë në urdu, anglisht e në danisht. Nëse ata janë të ndershëm, ata duhet t'i tregojnë ato kaseta, edhe neve duhet të na i tregojnë, sepse vetëm në këtë mënyrë do të zbulohet e do të dalë në shesh se kush foli e ç'foli.

## Unë, fabrikuesit të këtij lajmi të rremë, i them se kjo është një gënjeshtër tepër e madhe, dhe unë e mallkoj atë me këto fjalë: *Mallkimi i Allahut xh.sh. qoftë mbi gënjeshtarin*

Së pari, atyre që e kanë përhapur këtë lajm të rremë u them se kjo është një gënjeshtër e plotë dhe mallkimi i Allahut xh.sh. qoftë mbi gënjeshtarët!

Nëse ata janë të vërtetë, atëherë edhe ata duhet t'i përsërisin këto fjalë mallkimi. Ata nuk do të mund t'i përsërisin këto fjalë, nëse kanë një fije frike nga Zoti. Përgjithësisht, njerëzit e tillë nuk kanë frikë nga Zoti. Sidoqoftë, si t'i përsërisin si të mos i përsërisin këto fjalë, atyre u ngjitet kjo lutje e Hazret Mesihut të Premtuar a.s., sepse thanë një gënjeshtër kaq të madhe. Akte e veprimtari të tilla të urrejtshme e të paturpshme janë bërë kundër Xhematit Mysliman Ahmadia dhe në të kaluarën e po bëhen dhe sot e kësaj dite. Kurdoherë që ata me hamendjen e tyre ngulin thikën në shpinën tonë, Allahu xh.sh. i dështon ata; dhe e manifeston dashurinë e Vet për Xhematin Mysliman Ahmadia që sjell me vete më shumë bekime e mëshirë të Tij.

## Reagimi dhe përpjekjet e Xhematit Ahmadia kundër sherrit të karikaturave

Qëkurse është paraqitur ky sherr i karikaturave, Xhemati Mysliman Ahmadia ishte i pari që ngriti zërin kundër tyre dhe bëri përpjekje që ta frenonte këtë gazetë. Unë edhe më parë e kam përmendur. Në dhjetor, të vitit 2005 e në janar, të vitit 2006, ne u dërguam edhe një herë letra gazetave në fjalë, ku shprehëm ndjenjat tona. Ato ditë, unë isha në Kadian, Indi, kur misionari ynë i dërgoi gazetës një mesazh proteste. Intervista e misionarit tonë u publikua në atë gazetë. Atëherë gazeta njoftoi për kundërveprimin e Xhematit Mysliman Ahmadia lidhur me këtë çështje. Pas kësaj, gazeta shkroi se këta njerëz dëshirojnë që jetën e tyre ta derdhin në hullinë e modelit të shkëlqyer të Profetit të shenjtë s.a.v.s., në vend që të bëjnë akte shkatërrimtare e dëmprurëse. Ai shkroi se kjo nuk do të thotë se Imami (misionari i Xhematit Ahmadia, se ishte intervista e tij) nuk u prek me këto karikatura. Përkundrazi, zemra e tij ishte plagosur e copëtuar për shkak të karikaturave. Dhe kjo ishte ajo dhembje e plagë që e shtyri atë të shkruante

menjëherë një artikull lidhur me publikimin e karikaturave. Prandaj, ai shkroi një artikull që u botua në një gazetë të Danimarkës.

Kjo është dashuria e Mesihut të Premtuar a.s. që ai e ushqente ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s., e cila ndezi një zjarr aq të madh në zemrat e anëtarëve të Xhematit Ahmadia, sa që në këtë zjarr digjen edhe ata banorë të Evropës që e përqafuan Xhematin Ahmadia - Islami i vërtetë.

Pra, një intervistë e një mysliman ahmadiu danez, Abdus Salam Madsen, u botua në gazetën *Venster Bladet*, më 16 shkurt të vitit 2006. Kjo është një intervistë e gjatë, dhe unë këtu lexoj vetëm përkthimin e një pjese të saj. Z. Madseni shkruan:

Kryeministri i Danimarkës duhej të bisedonte me ambasadorët e shteteve islamike, meqë njerëzit u zemëruan shumë, duke i parë këto karikatura. Po të kishte biseduar Kryeministri i Danimarkës me ambasadorët e shteteve islamike, ai do ta kishte kuptuar se sa serioze ishte kjo çështje, dhe çfarë pasojash do të kishin rrjedhur. Dhe ky reaksion që është shfaqur është plotësisht ai kundërveprim që unë mendoja se do të shfaqej pas publikimit të karikaturave. Sepse Profeti i shenjtë s.a.v.s. është model për çdo mysliman, në çdo aspekt të jetës. Prandaj, kur ndonjë sulm bëhet kundër një personi të tillë, lëndohet dhe preket zemra e çdo myslimani. Myslimanët ndjejnë dhembje e shqetësim për këtë.

Z. Madseni thotë se çfarë ka fituar gazeta *Yoland Posten* me anë të publikimit të këtyre karikaturave? Gazeta më tutje shkruan se edhe z. Madseni u prek mjaft kur u botuan karikaturat e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Gazeta shkruan se z. Madseni thotë se biografia e Profetit të shenjtë s.a.v.s.

dokumenton qartë e flet me detaje për personalitetin e për karakterin e tij. Pa dyshim, ky është një akt i turpshëm e fëmijëror.

Më tutje shkruhet se në Danimarkë është ligji anti-përçmim. Unë përpara mendoja se nuk ka nevojë për një ligj të tillë, por tani unë jam i mendimit se një ligj i tillë duhet të zbatohet që të frenohen aktivitete të tilla. Për sa i përket përçmimit e poshtërimit të Profetit të shenjtë s.a.v.s., kjo çështje është te Zoti, dhe Ai Vetë do të ndëshkojë për këtë krim.

Shihni se sa besim të fortë e të paluhatshëm ka ky mysliman ahmadi evropian.

Pra, të tillët ishin kundërveprimet tona lidhur me këto akte të turpshme e të urrejtshme që këta bënë kundër Profetit të shenjtë s.a.v.s.

## Dashuria e Mesihut të Premtuar a.s. ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Me mëshirën e Allahut xh.sh., në zemrat tona ka miliona herë më shumë dashuri ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. sesa në zemrat e atyre që ngrenë akuza të tilla kundër nesh. Dhe e tërë kjo dashuri e ngulitur në zemrat tona buron nga mësimi i bukur i Profetit të shenjtë s.a.v.s., e cila është ilustruar në mënyrë të përkryer nga Mesihu i Premtuar a.s. Është e pamundur që ndonjë ahmadi të ketë besim se pozita e Mesihut të Premtuar a.s. është më e madhe se e Profetit të shenjtë s.a.v.s., *naudhubillah*.

Dashuria që ushqente Mesihu i Premtuar a.s. në zemrën e vet, ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. ishte aq e madhe e aq e thellë sa

që kur e recitonte këtë varg të poetit Hassan bin Thabitit r.e., sytë e tij lotonin. Ai varg është:

كُنْتَ السَّوَادَ لِنَاظِرِیْ فَعَمِیَ عَلَیْكَ النَّاظِرُ

مَنْ شَاءَ بَعْدَكَ فَلْیَمُتْ فَعَلَیْكَ كُنْتُ اُحَاذِرُ

*O Muhammed s.a.v.s., ti ishe bebe e syrit tim që mbeti i verbër pas vdekjes sate. Tani, le të vdesë kushdo, unë kisha vetëm frikën e vdekjes sate.*

*(Divan Hassan Bin Thabit, nr. 308, f. 478, El-xhuz'ul Euual, El-Maktabah El-Ilmijjah, Lahorë)*

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thoshte: "Ah, sikur ta kisha shkruar unë këtë varg!"

*(Siratul Mahdi, vol. 1, pj. II, f. 306, rivajet nr. 334, Nazarat Nashro Isha'at Rabvah, Ziaul Islam Press, Rabvah)*

Prandaj, është krim që të akuzohet një person i tillë se gjoja e quan veten më të madh se Profeti i shenjtë s.a.v.s., ose se ndjekësit e tij e konsiderojnë atë më të madh se Profeti i shenjtë s.a.v.s. *naudhubillah*. Kjo është, në të vërtetë, një akuzë e urrejtshme dhe e paturpshme. Ne në çdo hap e shteg i shohim shumë pamje të dashurisë së tij që dëshmojnë dhe evidentojnë se sa i përkushtuar ishte ai ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe rrinte i kredhur e i dehur në dashurinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s.

Në një poemë të vetën, ai shkruan:

اُس نور پر فدا ہوں اُس کا ہی میں ہوا ہوں

وہ ہے میں چیز کیا ہوں بس فیصلہ یہی ہے

*Unë jam tërësisht i flijuar për atë nur (dritë, fjala është për Profetin e shenjtë s.a.v.s.) dhe i takoj vetëm atij. Vetëm ai vlen, ndërsa unë s'jam gjë. Ky është gjykimi im përfundimtar.*

*("Kadian ke arjë aur ham", "Ruhani Khazain", vol 20, f. 456)*

Pra, të thuhet për një person të tillë që doli aq i devotshëm ndaj atij *Nuri*, se ai deklaron se pozita e Profetit të shenjtë s.a.v.s. nuk është më; dhe se pozita e Mirza Ghulam Ahmad Kadianit është më e madhe se tij; dhe se ahmaditë e konsiderojnë Mirza Ghulam Ahmad Kadianin profetin e fundit, *naudhubillah*; dhe se ne i dhamë liri të plotë gazetës e i dhamë leje që të botonte karikatura të Profetit të shenjtë s.a.v.s., është një krim e një gënjeshtër e hapur. Lidhur me këtë, unë vetëm mund të them: *Ne jemi të Allahut dhe tek Ai do të kthehemi* dhe *Mallkimi i Zotit qoftë mbi gënjeshtarët!*

Është mjaft fëmijëror e qesharak mendimi se gazeta ishte duke pritur lejen nga ana jonë që të botonte karikaturat, kur në Danimarkë jetojnë vetëm disa qindra anëtarë të Xhematit Ahmadia. Pra, ka nevojë që këto gazeta, para se ta botojnë ndonjë lajm, duhet të shikojnë e të reflektojnë përpara e mbrapa.

## Qeveritë islamike nuk duhet të bëhen pre e dredhive të hoxhallarëve egoistë e të elementeve të tjera

Qeveria e Danimarkës nuk është ndoshta aq naive, mirëpo ata që e shkruan këtë lajm dhe që e botuan janë me siguri pa tru në kokë. Përveç sherrit e ngatërresës nuk shihet asgjë në mendjen e tyre. Aty nuk shihet ndonjë qëllim tjetër i këtij lajmi, përveç se t'i nxisnin myslimanët, sepse ata janë të vetëdijshëm se myslimanët zemërohen e flakërohen për shkak të nderit të

Profetit të shenjtë s.a.v.s. Pra, ata dëshironin të krijonin trazira e rrëmujë në ato vende ku dominon një atmosferë anti-ahmadiane, siç janë Bangladeshi, Pakistani, Indonezia etj. Nuk mund ta përjashtojmë mundësinë që disa elementë oportunistë me anë të këtij qëndrimi kanë filluar ndonjë fushatë kundër këtyre qeverive. Ne gjer më tani kemi vërejtur se kurdoherë që bëhet ndonjë fushatë kundër Xhematit Ahmadia, ajo shndërrohet në fushatën anti-qeveritare. Prandaj, këto qeveri duhet ta tregojnë veten vigjilente, dhe nuk duhet që të bëhen pre e dredhive të hoxhallarëve oportunistë ose të elementeve të tjerë. Për sa i përket pozitës së Profetit të shenjtë s.a.v.s., ne e dimë dhe e kuptojmë shumë mirë, dhe vargjet e lartpërmendura të Mesihut të Premtuar a.s. që i kam lexuar, japin dëshmi për këtë. Çdo ahmadi e di dhe e kupton nga zemra e tij pozitën e Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe e vlerëson. Këtë fakt e këtë temë e kam përmendur në disa fjalime të mia të së xhumave së mëparshme. Ne kemi shprehur dhimbjen e pikëllimin tonë, dhe do të vazhdojmë ta shprehim atë. Deklaratat protestuese që janë bërë nga ana jonë janë botuar në tërë botën. Ne gjithashtu kemi bërë komunikata shtypi. Të gjitha këto deklarata, intervista e protesta, ne nuk i kemi bërë sa për sy e faqe të botës, e as për hir të ndonjë personi ose nga frika e myslimanëve. Por, përkundrazi, kjo është pjesa e pandashme e besimit tonë. Jeta jonë nuk ka vlerë fare, nëse shkëputemi nga prehri i Profetit të shenjtë s.a.v.s. Lidhur me këtë, unë dëshiroj t'iu lexoj disa ekstrakte nga shkrimet e Mesihut të Premtuar a.s. që do ta zgjerojnë këtë çështje.

# Thelbi i mësimeve të Mesihut të Premtuar a.s.

Ai shkruan:

"Thelbi dhe esenca e besimit tonë është

لَا إِلٰهَ إِلَّا اللّٰهُ مُحَمَّدٌ رَسُولُ اللّٰهِ

*[S'ka Zot tjetër përveç Allahut,*
*Muhammedi është i Dërguari i Tij]*

Besimi ynë, që ne e mbajmë në këtë jetë, dhe që me mëshirën dhe me ndihmën e Zotit, do ta mbajmë gjatë tërë jetës, dhe me të cilin do të ndahemi nga kjo botë, është se Prijësi e Mësuesi ynë shpirtëror, Muhammedi s.a.v.s., është Vula e të gjithë Profetëve dhe më i miri prej të gjithë *resulëve* (të dërguarit e Allahut). Me ardhjen e tij, feja është bërë e përsosur dhe e përkryer, dhe ka arritur në kulm ai bekim që e udhëheq njeriun drejt rrugës së vërtetë e mandej e çon drejt tek Zoti."

*("Izalae Auham", "Ruahni Khzain", vol. 3, f. 169-170)*

Pra, ky është besimi ynë dhe ky është mësimi i Mesihut të Premtuar a.s. Si mund të flitet, pra, për atë person që mbante një besim të tillë, se ai ka arritur tek Zoti ose ka marrë gradën e një Profeti, pa ndërmjetësinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s.?

Ai më tutje shkruan:

"Rruga e drejtë (*As-Siratal Mustakim*) është vetëm Islami. Tani, nën qiell ka vetëm një Profet e një Libër. Profeti është Muhammedi s.a.v.s., i zgjedhuri që është më i larti e më i miri prej të gjithë Profetëve, që është më i përsosur e më i përkryer prej të gjithë resulëve, ai është *Khatamul Anbija* (vulë e të

gjithë Profetëve), dhe më i miri prej të gjithë njerëzve. Duke e ndjekur atë, e gjejmë Allahun xh.sh.; dhe të gjitha perdet e errësirës ngrihen; dhe shenja të shpëtimit të vërtetë shihen edhe në këtë jetë. Libri është Kurani i Shenjtë që përfshin më vete udhëzimet e ndikimet e vërteta e të përsosura. Me anën e të cilit fitohen dituritë e vërteta dhe urtësitë Hyjnore; zemra pastrohet nga të metat e nga papastërtitë njerëzore; dhe njeriu arrin shkallën më të lartë të besimit (*hakul jekin*), duke shpëtuar nga perdet e paditurisë, e pakujdesisë e dyshimeve."

*("Barahine Ahmadia" katër vëllime, fusnota e fusnotës, nr. 3, "Ruhani Khazain", vol.1,f. 557-558)*

Kjo do të thotë se tani gjithçka që mund të fitohet, do të fitohet nëpërmjet Profetit të shenjtë s.a.v.s. Pejgemberllëku është bërë i përsosur me qenien e tij. Dhe vetëm me anë të mësimeve të tij zhduken errësirat e fitohet drita. Po ashtu, vetëm me anë të tij fitohet afria e Zotit xh.sh., dhe shpëtimi i vërtetë. Dhe me anë të mësimeve të tij të bukura mund të pastrohen papastërtitë e zemrës."

Ai më tutje thotë:

"Profeti ynë s.a.v.s. ishte një Reformator i madh për shpalljen e së vërtetës, dhe ai e rivendosi në botë vërtetësinë e humbur. Asnjë Profet tjetër nuk shoqërohet me të në këtë krenari se ai e gjeti tërë botën të zhytur në errësirë, ndërsa me ardhjen e tij ajo errësirë u shndërrua në një dritë. Ai nuk vdiq derisa ai popull, në mesin e të cilit ai erdhi, u pajis me bindjen se Zoti është Një, duke i thënë lamtumirë *shirkut*. Jo vetëm kaq, por ata arritën shkallët më të lartë të besimit; ata treguan ato vepra të ndjeshmërisë, të besnikërisë e të besimit që nuk kanë shoqe në asnjë pjesë të botës. Asnjë Profet tjetër, përveç Profetit të shenjtë s.a.v.s., nuk korri një sukses aq të madh. Kjo është një provë e madhe dhe e mjaftueshme për vërtetësinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s., se ai erdhi në një epokë kur bota që ishte e

zhytur në një errësirë të thellë, priste e kërkonte një Reformator madhështor. Mandej, ai vdiq në atë kohë, kur qindra mijëra njerëz e kishin adoptuar *Teuhidin* dhe rrugën e drejtë, duke e lënë anash *shirkun* dhe adhurimin e idhujve. Një reformim i tillë është i lidhur veçanërisht me të. Ai ia mësoi një populli, që kishte karakterin e bishave e nivelin e shtazëve, rrugët dhe etikën njerëzore. Me fjalë të tjera, ai bishat e egra i bëri njerëz, domethënë shtazët i shndërroi në qenie njerëzore. Mandej, ai i shndërroi ata në njerëz të edukuar, i bëri njerëz të Zotit, dhe ngjalli tek ata gjendjen shpirtërore dhe i lidhi ata me Zotin. Ata u therën si dele në rrugën e Zotit, dhe u shkelën nën këmbët si buburreca, por ata nuk e lëshuan besimin e tyre, madje marshuan përpara në kohën e çdo fatkeqësie. Pa dyshim, Profeti ynë s.a.v.s., për të vendosur lidhjet shpirtërore, ishte Ademi i dytë. Madje Ademi i vërtetë ishte ai, sepse nëpërmjet atij të gjitha vlerat e shkëlqyera njerëzore arritën në kulm dhe të gjitha forcat e mira u angazhuan në detyrat e veta, dhe asnjë degë e natyrës njerëzore nuk mbeti e thatë dhe pa fryt. Me ardhjen e tij, Pejgemberllëku mori fund, jo se ai ishte Profet i fundit me kuptim të kohës, por për shkak se të gjitha përsosmëritë e Pejgemberllëkut arritën kulmin e tyre në qenien e tij. Prandaj, si ai vetë ishte manifestimi i përkryer i atributeve Hyjnore, ashtu Sheriati i tij kishte të dyja cilësitë, atë të madhështisë e të bukurisë. Për këtë arsye, ai ishte i pagëzuar me emra Muhammed dhe Ahmad s.a.v.s. Dhe aty nuk ka asnjë fije koprracie në Pejgemberllëkun e tij, meqë ai ishte për dobinë e tërë njerëzimit që nga zanafilla.”

*(“Lekçër Sialkot”, “Ruahni Khzain”, vol. 20, f. 206-207)*

Ky është mësimi i Xhematit Mysliman Ahmadia se dobia dhe frymëzimi i Profetit të shenjtë s.a.v.s. vazhdojnë edhe sot.
Hazret Mesihu i Premtuar a.s. thotë:

"Profeti i shenjtë s.a.v.s. është *Khatamul Anbija,* kjo do të thotë se pas tij nuk do të vijë ndonjë Sheriat i ri, as libër i ri e as urdhra të reja. (Këta, akuzuesit, thonë se ka ardhur një Sheriat i ri dhe se Mirza Ghulam Ahmadi është më i madh se Profeti i shenjtë)! Tani, do të mbetet përgjithmonë ky libër e këto urdhra. Fjalët *Profet* dhe *Resul* të përdorura për mua, në librat e mi, nuk do të thonë kurrsesi se do të vijë ndonjë Sheriat i ri e do të dalin urdhra të reja. Por, përkundrazi, qëllimi i përdorimit të tyre është se kur Allahu xh.sh. në kohën e nevojës së vërtetë e dërgon ndonjë person, atëherë Ai i shpërblen me dialog Hyjnor dhe i tregon lajme të së ardhmes, dhe për këtë arsye atij i jepet titullin *Nebi* (Profet). Kjo në asnjë mënyrë nuk do të thotë se ai sjell ndonjë Sheriat të ri ose e anulon Sheriatin e Profetit të shenjtë s.a.v.s., *naudhubillah*. (atë e quajmë *Nebi*, me të cilin flet shumë Allahu xh.sh., prandaj, ata na akuzojnë kot). Gjithçka që i jepet atij, i jepet vetëm nëpërmjet bindjes së sinqertë e të plotë që ai e shfaqi ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe ky titull nuk mund të fitohet pa të."

*(Gazeta "El-Hakam", nr. 1, vol. 8, 10 janar 1904, f. 2, kolona 2)*

Pra, kur pohuesi deklaron vetë me fjalë e me zë të qartë, se ai gjithçka e fiton dhe po e merr prej atij Profetit të shenjtë s.a.v.s., dhe asgjë nuk mund të fitohet pa të; e gjithashtu kur edhe ndjekësit e tij qëndrojnë mbi këtë të vërtetë se ky është shërbëtori i vërtetë e i devotshëm i Profetit të shenjtë s.a.v.s., atëherë biseda, të bazuara mbi gënjeshtra e shpifje, nuk kanë ndonjë qëllim tjetër, përveç se të krijojnë ngatërresa në mesin e myslimanëve. Njerëzit janë duke bërë kështu që shumë kohë më parë. Përveç krijimit të ngatërresave, këto forca satanike digjen në zjarrin e xhelozisë, meqë nuk mund ta shikojnë përparimin e Xhematit. Zhvillimi e përparimi i Xhematit Ahmadia gjithnjë i bezdis ata. Le të bëjnë ata, si të dëshirojnë. Është një e vërtetë se vepra e akte të paturpshme e të pahijshme, siç i kanë bërë ata në të kaluarën, ndoshta do të

kryhen edhe në të ardhmen. Njerëz të tillë do të ketë përherë. Shejtani do të mbetet përgjithmonë. Shpresoj se përparimi ynë nuk do të pengohet me anë të akteve të tyre të paturpshme, *inshallah*.

## Pozita e lartë e Profetit të shenjtë s.a.v.s. në sy të Mesihut të Premtuar a.s.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. lidhur me pozitën e lartë të Profetit të shenjtë s.a.v.s. shkruan:

“Ajo dritë e shkallës së lartë që iu dha njeriut, domethënë njeriut të përsosur, nuk ishte as në engjëj, as në yje, as në hënë e as në diell, ajo nuk ishte as në thellësitë e oqeaneve e lumenjve. Ajo dritë nuk ishte as në rubin, as në smerald, as në safir e as në margaritar, pra, ajo nuk gjendej në asnjë gjë të tokës apo të qiellit. Ajo ishte vetëm te njeriu, te njeriu i përsosur, shëmbëlltyra më e plotë, më e përkryer, më e lartë dhe më madhështore e asaj drite është Prijësi ynë, Udhëheqësi ynë, Udhëheqësi i profetëve, Udhëheqësi i të gjithë njerëzve, i zgjedhuri Muhammed s.a.v.s. Pra, ajo dritë i është dhënë atij, po ashtu, sipas pozitës, edhe atyre që kanë të njëjtën ngjyrë, domethënë atyre, të cilët i ngjajnë atij... Ndershmëria (*amaneti*) përfshin të gjitha aftësitë dhe virtytet e njeriut të përsosur, si: mençuria e tij, urtësia, jeta e shpirti, shqisat, frika, dashuria, nderi, dinjiteti dhe të gjitha bekimet fizike e shpirtërore që Allahu xh.sh. ia dhuroi njeriut të përsosur. Njeriu i përsosur, sipas këtij ajeti të Kuranit,

اِنَّ اللّٰهَ يَاۡمُرُكُمۡ اَنۡ تُؤَدُّوا الۡاَمٰنٰتِ اِلٰٓى اَهۡلِهَا ۙ

*[*D.m.th. *Vërtet, Allahu ju urdhëron që t'ua jepni amanetet tuaja atyre që janë të aftë për to.* (En-Nisa, 4:59)*]*

ia kthen Allahut xh.sh. tërë këtë amanet, domethënë ai i drejtohet Allahut xh.sh. duke iu bindur e duke e dedikuar qenien e tij ... kjo madhështi e shkëlqim në formën e tij të plotë e të përkryer është në qenien e Prijësit, Mësuesit, Udhërrëfyesit tonë, Profetit *Ummi*, të vërtetë dhe të vërtetuar e të zgjedhur, Muhammedi s.a.v.s."

*("Aina Kamalate Islam", "Ruhani Khazain", vol. 5, f. 160-162)*

Pra, këta njerëz që veten e quajnë të dashur të devotshëm të Profetit të shenjtë s.a.v.s., ndërsa na akuzojnë ne se ne, *naudhubillah*, Mirza Ghulam Ahmadin e konsiderojmë më të madh se Profeti i shenjtë s.a.v.s., nuk kanë ndonjë qëllim tjetër përveç se të fitojnë dobi personale. A mund të demonstrojnë këta që hoxhallarët e tyre i kanë përdorur fjalë të ngjashme aq madhështore e elokuente, bile shumë më të vogla se këto, siç i ka përdorur Hazret Mesihu i Premtuar a.s. për Profetin e shenjtë s.a.v.s.! Këto janë fjalë të atij të dashuri të vërtetë të Profetit të shenjtë s.a.v.s., të cilin ju e pagëzoni gënjeshtar. Çdo lëvizje e çdo veprimtari e tij ishte në bindjen e Prijësit e të Mësuesit të vet, Muhammedi s.a.v.s. Kjo thellësi e elokuencës dhe ky perceptim i gjithanshëm i qenies së Profetit të shenjtë s.a.v.s. a gjendet në literaturën tuaj, siç është paraqitur nga Hazret Mesihu i Premtuar a.s.!

Mandej, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:

"Ky është, pa dyshim, thelbi i besimit tonë. Mirëpo, si mund të pajtohemi ne me ata që në mënyrë të padrejtë e pa frikën e Allahut xh.sh. i drejtohen Profetit tonë të ndershëm e të shenjtë

s.a.v.s. me një gjuhë banale, dhe shpifin për të dhe e abuzojnë atë? Unë çiltërisht them se ne mund të pajtohemi me gjarpërinjtë më helmues të tokës së kripur dhe me ujqit, por nuk mund të pajtohemi me ata që e sulmojnë Profetin tonë të dashur, të cilin ne e duam më shumë se jetën tonë e më shumë se prindërit tanë. Allahu xh.sh. na faltë vdekjen kur të jemi myslimanë! Ne nuk dëshirojmë të kryejmë ndonjë vepër që e dëmton besimin."

*("Paighame Sulh", "Ruhani Khazain", vol. 23, f. 459)*

Pra, ky është mësimi ynë. Ky është ai mësim që na dha Mesihu i Premtuar a.s. Ky është zjarri i ndezur i dashurisë në zemrat tona, ndaj Profetit të shenjtë s.a.v.s., që na dha kuptimi, perceptimi i vërtetë dhe i saktë i kësaj dashurie. Pas kësaj, ata prapë thonë me këmbëngulje se Xhemati Ahmadia i dha inkurajim qeverisë e gazetës daneze që të botonte karikaturat, *naudhubillah*[1], dhe se pas kësaj ata i botuan karikaturat. Por ne vetëm mund të themi se: *Mallkimi i Allahut xh.sh. qoftë mbi këta njerëz!*

## Realiteti i çështjes së *Xhihadit me shpatë*

Çështja tjetër është ajo e anulimit të Xhihadit. Së pari gazetari ka shkruar për këtë temë, mirëpo më e rëndësishme ishte ajo ku thuhet se sikur ne ahmaditë Profetin e shenjtë s.a.v.s. nuk e pranojmë Profet, *naudhubillah*, dhe mësimet e tij i kemi anuluar. Mandej, ai e ngriti çështjen e anulimit të Xhihadit. Lidhur me këtë, prijësit dhe hoxhallarët myslimanë, kur u gjenden nën presionin e atyre shteteve, të cilave këta u janë bërë kobashë e sahanlëpirës, filluan të thoshin se ky nuk është përkufizimi i Xhihadit, siç flitet këto ditë e siç veprojnë disa organizata myslimane. Ky është tërësisht kundër mësimeve të Islamit. Deklaratat e tyre janë botuar nëpër gazeta. Ndërsa, ky

[1] Kërkojmë mbrojtjen e Zotit nga kjo ide

ishte besimi dhe shpallja e Xhematit Mysliman Ahmadia që nga dita e parë. Kjo është ideologjia jonë dhe ky është mësimi ynë se në këtë epokë, në rrethana të tilla, Xhihadi është i anuluar, dhe ky besim dhe kjo ideologji është plotësisht në përputhje të mësimeve të Islamit. Hazret Mesihu i Premtuar a.s. lidhur me këtë thotë:

“Betejat e Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe të es-habëve të tij kanë pasur qëllim që të mbroheshin nga sulmet e mosbesimtarëve, ose për të vendosur paqe e për t’i mposhtur me shpatë ata që donin ta pengonin fenë me shpatë. Mirëpo, sot cili prej armiqve e nxjerr shpatën për të penguar fenë? Kush e pengon dikë që të bëhet mysliman, dhe kush pengon që thirret ezani në xhami?”

*(“Tirjakul Kulub” f. 16, “Ruhani Khazain”, vol. 15, f. 158-159)*

Për sa i përket kësaj se kush e pengon dikë të thërrasë ezanin, duhet ta dini se vetëm në Pakistan ahmadive nuk u jepet leje që të thërrasin ezan në xhamitë e tyre. Por, ne nuk bëmë potere e rrëmujë. Ne falim namaz dhe pa ezan.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. më tutje thotë:

“Ka një hadith shumë të qartë në *Buhari,* që flet për detyrën e Mesihut të Premtuar a.s. se ai nuk do të bëjë luftë (Kitabul Anbeja, bab Nuzul Isa bin Merjem). Pra, çudi se si në një anë ju pohoni vetë se libri më i saktë prej të gjithë librave, pas Kuranit, është Sahih Buhari, e në anën tjetër, ju mbështeteni mbi ato hadithe që u kundërvihen haditheve të Buhariut!”

*(“Tirjakul Kulub” f. 16, “Ruhani Khazain”, vol. 15, f. 159)*

Pra, kjo është ideologjia e Xhematit Mysliman Ahmadia, që përputhet me Kuranin e Shenjtë e me Hadithin. Ne trumbetojmë e themi, por në të vërtetë ne gjithnjë kemi deklaruar e do të vazhdojmë të deklarojmë se këto aktivitete që

këta po bëjnë këto ditë në emër të xhihadit, nuk janë veçse akte terrorizmi. Ky nuk është xhihadi dhe gjithçka si kjo është tërësisht kundër mësimeve të Islamit.

Dje ka shpërthyer një bombë vetëvrasëse në Keraçi, Pakistan. Këta janë ata njerëz që po e njollosin Islamin. Me këto sulme ata i vrasin njerëzit e pafajshëm të vendit të vet. Duke i kryer këto akte të turpshme, ata i mohojnë mësimet e Islamit e të Profetit të shenjtë s.a.v.s. Ndërsa, ahmaditë janë të angazhuar në xhihad, duke e përhapur mesazhin e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Cili prej tyre po e përcjell në këtë mënyrë zërin dhe mesazhin e Islamit në të gjitha skajet e botës? Vërtet, ahmaditë edhe në të kaluarën nuk kanë marrë pjesë kurrë në aktivitetet tuaja terroriste e as në ato akte tuja të xhihadit, që e njollos Islamin, dhe as në të ardhmen nuk do të marrin pjesë kurrën e kurrës në to. Sidoqoftë, këto janë ato përpjekje që po bëhen për të njollosur Xhematin, e të tilla do të bëhen edhe në të ardhmen.

## Do të bëhet një hulumtim i plotë i këtij lajmi të rremë dhe i komplotit të neveritshëm, që qëllimet e vërteta të dalin në shesh

Unë kësaj gazete i them se, ata duhet ta dinë se Danimarka nuk është ai shtet ku nuk ka ligje; siç ndodh në Pakistan ku nëse hoxhallarët dëshirojnë, ligji nuk vepron e ku nuk funksionon fare drejtësia. Sidoqoftë, këta njerëz (të Evropës) kanë pak a shumë drejtësi. Ne jemi duke i mbledhur të gjitha faktet e raportet. Duke e botuar këtë lajm se në bazë të asaj garancie që Xhemati Ahmadia i kishte dhënë një oficeri danez, ku thuhet se mësimi i Islamit tani është anuluar, *naudhubillah*, ne i botuam karikaturat. Kjo do të thotë se ata e akuzojnë edhe qeverinë daneze se është e përzierë në këtë çështje. Kurse, kryeministri

danez deklaroi disa herë me zë e me britmë se, ky është akt i gazetës, të cilin ne nuk e pëlqejmë, por nuk mund të bëjmë asgjë për shkak të lirisë së shtypit. Ç'është liria e shtypit e çfarë nuk është, kjo është një çështje tjetër. Mirëpo, ai mohon përzierjen e tij në këtë çështje, por gazetat thonë se qeveria është përzierë në këtë ngatërresë! Prandaj, edhe qeveria daneze ka të drejtë të marrë ndonjë aksion kundër kësaj gazete. Këto ditë, në këto rrethana, kur në botën myslimane është ndezur një zjarr kundër Danimarkës, gazeta e ka flakëruar më shumë situatën, duke e botuar këtë lajm të rremë e të pabazë në emër të tyre.  Oficeri i Shërbimit Sekret të Danimarkës ka mohuar qartazi se nuk ka ndodhur diçka e tillë, e as ata nuk kanë ndonjë informatë lidhur me këtë. Ata premtojnë se do të bëjnë hulumtime të mëtejshme. Shpresoj se do të qartësohen shumë çështje. Më parë, ata shkruan se kanë videokasetë të këtij takimi, por kur ne kërkuam prej tyre videokasetën, ata thanë se nuk kanë videokasetë, por kanë vetëm audio kasetë. Siç thashë më parë se gënjeshtra i ka këmbët e shkurtra. Ata do t'i ndërrojnë deklarata e tyre, dhe e tillë është karakteristika e gazetarisë pakistaneze ose e gazetarisë që ka influencë dhe ndikim pakistanez.

Sidoqoftë, më lejoni të sqaroj se kjo çështje nuk do të marrë fund këtu. Kjo akuzë e neveritshme kundër nesh, në realitet ishte një komplot kundër Xhematit Ahmadia, në një situatë të tillë. Ne, në dashtë Zoti, do ta çojmë këtë çështje atje deri ku na lejon ligji i këtij vendi, dhe do ta ndjekim deri në përfundim të saj. Me qëllim që para myslimanëve, më së paku para atyre myslimanëve që kanë një natyrë të pastër, të ekspozohen vlerat morale të këtyre njerëzve të ashtuquajtur të edukuar. Kundër nesh janë ngritur akuza të neveritshme e të turpshme shumë kohë më parë, mirëpo ne dalim durimtarë, duke e mbajtur para vetes këtë mësim e porosi të Hazret Mesihut të Premtuar a.s.:

“Unë e di shumë mirë se kush jemi ne e kush është Xhemati ynë. Ndihma e përkrahja e Allahut xh.sh. do të manifestohet për ne, kur do të ecim rrugës së drejtë e do ta ndjekim plotësisht e sinqerisht Profetin e shenjtë s.a.v.s.; kur mësimin e pastër të Kuranit do ta bëjmë *modus operandi* (metodë pune) për vete, dhe t’i verifikojmë këto mësime me anë të veprave e gjendjeve tona, jo vetëm me fjalë boshe. Nëse ne do ta zgjedhim këtë qëndrim, atëherë, me bindje të plotë mbani në mend se nëse të gjithë njerëzit së bashku do të dëshirojnë të na shkatërrojnë, ne nuk do të shkatërrohemi, sepse Allahu xh,sh, është me ne. *Inshallah*.”

*(Gazeta “El-Hakam”, 24 shtator, 1904, f. 4)*

Allahu xh.sh. gjithnjë na mundësoftë neve që të veprojmë sipas kësaj porosie. Qoftë Allahu xh.sh. me ne dhe këta njerëz sherrxhinj i bëftë mësim për të tjerët!

# ( V )

# Fjalmi i së xhumasë, i mbajtur në xhaminë *Bejtul Futuh* të Londrës, më 10 mars, të vitit 2006

- Organizatat e xhihadit, sot pa ndonjë arsye e pa ndonjë autoritet ligjor, me anë të aktiviteteve e parullave të tyre, jomyslimanëve u japin rast që ta sulmojnë Profetin e shenjtë s.a.v.s., në mënyrë të paturpshme.

- Profeti i shenjtë s.a.v.s. është personifikim i mëshirës. Atij i është dhuruar një zemër që ishte e mbushur me atë mëshirë që plotëson standarde e kërkesa të mëdha të saj, që nuk mund t'i shfaqë ndonjë zemër tjetër.

- Përshkrimi i disa ndodhive nga jeta e bekuar e Profetit të shenjtë s.a.v.s., lidhur me lirinë e ndërgjegjes, lirinë e fesë e me lirinë e mirëkuptimit fetar.

اَشْهَدُ اَنْ لَّا اِلٰهَ اِلَّا اللّٰهُ وَاحْدَهٗ لَا شَرِيْكَ لَهٗ وَاَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهٗ
وَرَسُوْلُهٗ اَمَّا بَعْدُ فَاَعُوْذُ بِاللّٰهِ مِنَ الشَّيْطٰنِ الرَّجِيْمِ

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝ اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۝ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝
مٰلِكِ يَوْمِ الدِّيْنِ ۝ اِيَّاكَ نَعْبُدُ وَ اِيَّاكَ نَسْتَعِيْنُ ۝ اِهْدِنَا الصِّرَاطَ
الْمُسْتَقِيْمَ ۝ صِرَاطَ الَّذِيْنَ اَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ ۙ غَيْرِ الْمَغْضُوْبِ عَلَيْهِمْ وَلَا
الضَّآلِّيْنَ ۝

*Unë dëshmoj se s’ka Zot tjetër përveç Allahut xh.sh, Ai është Një dhe i pashoq. Po ashtu, unë dëshmoj se Muhammedi është robi dhe i dërguari i Tij. Pas kësaj, kërkoj mbrojtjen e Allahut nga shejtani i mallkuar.*

*“Me emrin e Allahut të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, Zotit të botëve; të Gjithëmëshirshmit dhe Mëshirëplotit; Sunduesit të Ditës së Gjykimit. (O Allah) vetëm Ty të adhurojmë ne dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë. Udhëhiqna në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre të cilët i bekove Ti, e jo në rrugën e atyre të cilët kanë shkaktuar zemërimin (Tënd) e as të atyre, të cilët u devijuan.”* (Amin) *(El-Fatiha, 1:1-7)*

# Aktivitete anti-islamike të disa grupeve myslimane u japin shkas jomyslimanëve që të bëjnë sulme kundër Islamit

Unë, edhe më parë kam folur disa herë lidhur me akuzat e ngritura nga ana e jomyslimanëve kundër Profetit të shenjtë s.a.v.s. që thonë se ai, *naudhubillah*, e solli një fe që asgjë nuk mban më vete, përveç ashpërsisë, vrazhdësisë, vrasjes e

shkatërrimit, dhe se aty në Islam nuk ka ndonjë koncept të tolerancës fetare, të vetëpërmbajtjes e të lirisë. Për këtë arsye, ndikimet e këtij mësimi janë bërë pjesë psikike e myslimanëve. Në këtë pikëpamje, unë edhe më parë kam folur disa herë se, fatkeqësisht, ka disa elementë dhe grupe në mesin e myslimanëve, që bëhen shkak për lindjen dhe për krijimin e këtij koncepti. Fatkeqësisht, kjo ishte ideologjia e këtyre myslimanëve që i dha rast botës jomyslimane, veçanërisht në Perëndim, që të thotë mendime absurde, shumë të paturpshme e të neveritshme për Profetin tonë të dashur s.a.v.s. Sidoqoftë, ne jemi të vetëdijshëm se aktet e këtyre sekteve e grupeve janë tërësisht kundër mësimeve të Islamit e kundër rregullave të sjelljes. Mësimet e Islamit, në të vërtetë, janë aq të bukura e tërheqëse sa që asnjë person i paparagjykuar nuk mund të mbetet pa u ndikuar nga bukuria e tyre.

## Mësimi i bukur i Islamit lidhur me sjellje të mira ndaj jomyslimanëve

Kurani i Shenjtë në mënyrë përsëritëse paraqet mësime të bukura të Islamit lidhur me sjellje të mira ndaj jomyslimanëve. Islami bën porosi që të ruhen të drejtat e tyre, që ndaj tyre të sillen me drejtësi e me paanësi, që t'u jepet liria fetare, dhe nuk duhet të shtrëngohen në çështje të fesë, etj. Aty ka shumë porosi lidhur me myslimanët e me jomyslimanët. Pa dyshim, në Kuran lejohet që të bëhet luftë në rrethana të veçanta; ajo lejohet vetëm në rast se armiku të sulmon e fillon luftën, prish marrëveshje, bën padrejtësi brutale ose bëhet tiran. Po edhe në këto rrethana dhe në këto situata, asnjë grup ose parti e ndonjë vendi nuk ka të drejtë të bëjë luftë, por kjo është detyra e një qeverie që të marrë vendim se si mund t'i jepet fund tiranisë. Kjo nuk është detyra e ndonjë organizate xhihadi që ta marrë përsipër këtë çështje.

# Modeli shembullor e i shkëlqyer i sjelljeve të Profetit të shenjtë s.a.v.s. përkundër mizorive e padrejtësive të mosbesimtarëve të Mekës e të armiqve të Islamit

Edhe në kohën e Profetit të shenjtë s.a.v.s. janë krijuar rrethana të veçanta të luftërave, që i detyruan myslimanët të luftonin për mbrojtjen e tyre. Sidoqoftë, siç thashë, organizata xhihadi në këtë kohë, me parulla e aksione të tyre militante, pa ndonjë arsye e autoritet ligjor, iu dhanë rast e inkurajim të tjerëve, që ta sulmonin Profetin e shenjtë s.a.v.s. me sulme të paturpshme e të neveritshme, dhe vazhdojnë ta sulmojnë edhe sot. Ndërsa, Profeti i shenjtë s.a.v.s. ishte personifikim i mëshirës; një mirëbërës ndaj njerëzimit dhe një mbrojtës i madh i të drejtave njerëzore, që nuk e humbiste asnjë shans për t'i sjellë dobi edhe armikut, bile edhe në kohën e ndonjë beteje. Çdo hap i jetës së tij, çdo vepër e tij, në të vërtetë çdo moment i jetës së tij është një dëshmi e plotë, që e vërteton dhe e saktëson faktin se ai ishte personifikim i përkryer i mëshirës me një zemër që i tejkaloi të gjithë të tjerët, në plotësimin e kërkesave të mëshirës e të dhembshurisë. Ai veproi ashtu në kohën e paqes, gjatë luftërave, në vendin e tij e jashtë vendit, në punë të përditshme e në vlerësimin e marrëveshjeve të bëra me njerëzit e feve të tjera. Ai i vendosi standarde të larta të lirisë së ndërgjegjes dhe të tolerancës fetare. Ai kur hyri në Mekë si një ngadhënjimtar e pushtues i madh, i fali njerëzit e pushtuar, dhe ua dha lirinë e pakufizuar fetare. Kështu ai krijoi një shembull të shkëlqyer lidhur me këtë mësim të Kuranit të Shenjtë:

لَآ اِكْرَاهَ فِى الدِّيْنِ

*Nuk ka dhunë në çështjen e fesë*

*(El-Bekare, 2:257)*

Besimi fetar është çështja e zemrës dhe e mendjes së çdo njeriu. Unë dëshiroj vetëm që ju ta pranoni fenë e vërtetë, e kështu do ta bëni jetën tuaj më mirë në këtë botë e në botën e Ahiretit, e do të siguroni falje për vete. Mirëpo, unë ju them troç se në çështje të fesë nuk ka shtrëngim. Vërtet, e tërë jeta e tij është e mbushur me ngjarje të tilla të tolerancës, të lirisë fetare e të ndërgjegjes. Disa prej atyre ngjarjeve unë do t’i përmend këtu. Periudha 13 vjeçare e vështirësive dhe e vuajtjeve në Mekë, pas deklaratës së tij, se është Profeti i Zotit, njihet prej të gjithëve. Profeti i shenjtë s.a.v.s. dhe es-habët e tij i duruan torturat e vuajtjet e mëdha. Banorët e Mekës i shtrinin ata në zallin përcëllues të mesditës, dhe gurë të nxehtë u viheshin mbi gjokset e tyre. Ata u rrahën me kamxhik. Ata ua vrisnin gratë, duke i çjerrë këmbët e tyre. Ata u vranë e u bënë martirë. Edhe vetë Profeti i shenjtë u bë shenjë e sulmit të tyre. Një herë, kur ai falte namazin, dikush i vuri të brendshmet e një deveje mbi shpinën e tij, e ai nuk mundi të çohej nga pesha e asaj. Gjatë vizitës së tij për në Taif, fëmijët e qëllonin me gurë, përdornin kundër tij një gjuhë banale e fjalë shumë të turpshme, kurse prijësit e tyre i inkurajonin e i nxisnin ata. Ai u plagos aq shumë sa që u zhyt në gjak, e këpucët e tij u mbushën me gjak. Po ashtu, në Sho’b Abi Talib, ai me familjen dhe me ithtarët e tij u rrethua për disa vjet. Ata nuk kanë pasur me vete as ushqim për të ngrënë e as ujë për të pirë. Edhe fëmijët vdisnin urie. Një *sahabi* (shok i Profetit s.a.v.s.) në errësirën e natës ndjeu diçka të butë nën këmbët e veta, të cilën ai e mori dhe e futi në gojë, duke menduar se është një gjë për të ngrënë. Kjo ishte gjendja e tyre e urisë dhe e shtrëngimit. Një gjendje mjaftë dëshpëruese. Më në fund, të shtrënguar e të detyruar nga këto rrethana, ata vendosën të migronim për në Medinë. Por armiku nuk i la ata të qetë edhe gjatë largimit edhe pasi arritën në Medinë, e sulmuan qytetin. Ata u përpoqën që t’i nxisnin çifutët e Medinës kundër tyre. Pra, në rrethana të tilla, për të cilat kam folur shkurtimisht, nëse krijohet situata e

luftës, dhe i shtypuri ta ketë mundësinë t'ia kthejë përgjigjen tiranit, atëherë edhe ai në raste të tilla bën përpjekje që t'i japë përgjigje tiranit me dhunë. Thuhet se çdo gjë lejohet në luftë. Mirëpo, Profeti ynë s.a.v.s. vendosi standarde të larta të mëshirës e të zemërbutësisë edhe në këto situata. Kishte kaluar një kohë shumë e shkurtër, qëkurse ata dolën nga Meka, dhe plagët e vuajtjeve e të torturave akoma ishin të freskëta. Profeti i shenjtë s.a.v.s. e ndjente dhembjen e ithtarëve të vet më shumë se sa dhembjen e tij, prapëseprapë ai nuk i shkeli mësimet, principet e porositë islamike. Ai nuk i prishi cilësitë e veta dhe moralet e larta të qenësishme dhe që ishin pjesë e mësimeve të tij. Ju mund të shihni se çfarë bëjnë këto shtete Perëndimore kundër atyre me të cilët janë duke bërë luftë, dhe shikojeni, në krahasim të sjelljeve të tyre, modelin e bekuar e të shkëlqyer të Profetit të shenjtë s.a.v.s. Lidhur me këtë, ka një hadith që e ruan historinë e asaj kohe.

Në luftën e Bedrit, vendi ku trupat myslimanë zbritën, nuk ishte ndonjë vend i përshtatshëm. Hubab bin Munzeri e pyeti Profetin e shenjtë s.a.v.s., duke iu drejtuar atij:- O Profet i Allahut xh.sh., vendimin për zgjedhjen e këtij vendi a e more në bazë të shpalljes Hyjnore, apo e zgjodhe vetë nga pikëpamja strategjike? Profeti i shenjtë s.a.v.s. iu përgjigj:- E zgjodha këtë vend nga pikëpamja strategjike, meqë gjendet në një lartësi dhe mendoj se do të jetë i përshtatshëm. Ai i tha: Ky nuk është një vend i përshtatshëm. Më mirë të shkojmë te burimi i ujit e ta zëmë atë, duke bërë një rezervuar. Në këtë rast ne do të kemi mundësi të pimë ujë, ndërsa armiku jo. Duke dëgjuar këtë, ai tha:- Mirë, pajtohem me ju. Prandaj, ata u nisën në drejtim të ujit e zbritën atje. Pas një kohe të shkurtër, disa njerëz nga fisi Kurejsh erdhën që të merrnin ujë. Es-habët u munduan t'i pengonin ata që të merrnin ujë, mirëpo Profeti i shenjtë s.a.v.s. u tha:- Mos i pengoni, i lejoni të marrin ujë.

*(Es-Siratun Nabëvijah, li ibni Hesham, f. 424, Gezvah Bedr El-Kubra, mashvarah, El-Habab Ala Rasulilahi s.a.v.s., Darul Kutub El-ilmijjah, Bejrut, botimi i parë, 2001)*

# Islami nuk është përhapur me tehun e shpatës, por me anë të sjelljeve, moraleve të larta, me anë të mësimeve të veta dhe me anë të lirisë së ndërgjegjes e të fesë

I tillë ishte standardi i lartë i karakterit të Profetit të shenjtë s.a.v.s., që ai e shfaqte edhe ndaj atyre armiqve, të cilët para pak kohe i kishin bllokuar furnizimin e ushqimit e të ujit për fëmijët myslimanë. Duke e lënë anash këtë, ai nuk i pengoi fare ata ushtarë armiq që kishin ardhur për të marrë ujë nga rezervuari që ishte nën kontrollin e tij, sepse një gjest i tillë ishte kundër normave të moralit. Akuza më e rëndë që ngrihet kundër Islamit është se ai është përhapur *me tehun e shpatës*. Njerëzit që kishin ardhur te çezma për të marrë ujë, edhe mund të dhunoheshin që të mos merrnin ujë, dhe mund të shtrëngoheshin që t'i pranonin disa kushte të besimtarëve. Paganët e Arabisë në shumë beteja kishin vepruar në këtë mënyrë. Mirëpo, Profeti i shenjtë s.a.v.s. nuk veproi kështu. Në këtë rast mund të thuhet se ai e mori këtë hap për shkak se pozita e myslimanëve ishte shumë e dobët e ata nuk kishin fare forca e fuqi, ndaj për t'iu shmangur luftës, ishte bërë ky lëshim mirënjohje. Mirëpo, kjo nuk është e vërtetë. Të gjithë myslimanët, bile edhe fëmijët, e dinin shumë mirë se paganët e Mekës ishin të etshëm për gjakun e myslimanëve, bile kur ata shihnin myslimanë, zemëroheshin aq shumë sa që u zbriste gjak në sytë e tyre. Prandaj, askush nuk ka pasur ndonjë mendim të tillë të vetëkënaqësisë, e veçanërisht kur është fjala për Profetin e shenjtë s.a.v.s. Gjithçka që ai bëri dhe sjelljet e mëshirës e të zemërgjerësisë që i shfaqi, ishte vetëm për shkak

se ai kishte mëshirë për tërë njerëzimin, se ai vendosi në botë vlerat njerëzore, sepse ai, pa dyshim, kishte për detyrë që t'ia paraqiste botës atë mësim me anën e të cilit do të njiheshin vlerat morale e njerëzore islamike.

Aty ka një ndodhi të një armiku të Islamit që ishte dënuar me vdekje. Atij jo që ju fal jeta prej Profetit të shenjtë s.a.v.s., por i ishte dhënë liri që ta praktikonte fenë e vet, duke jetuar në mesin e myslimanëve. Këtë ngjarje e përmend këtu:

Ikramah, biri i Ebu Xhehlit, luftoi, si babai i vet, gjatë tërë jetës kundër Profetit të shenjtë s.a.v.s. Në kohën e fitores së Mekës, megjithëse Profeti i shenjtë s.a.v.s. kishte deklaruar amnisti të përgjithshme, sulmoi me anë të një trupi ushtarësh dhe shkaktoi gjakderdhje në *Kaba* (Qabe). Për shkak të këtyre krimeve të luftës, Ikramah ishte i dënuar me vdekje. Meqë, në atë kohë, askush nuk mund të qëndronte para myslimanëve, edhe ai, për të shpëtuar jetën, iku në drejtim të Jemenit. Gruaja e tij erdhi te Profeti i shenjtë s.a.v.s. dhe kërkoi falje për të, dhe Profeti i shenjtë s.a.v.s., duke shfaqur mëshirë dhe bujari e fali. Mandej, ajo shkoi mbas burrit të saj që t'i tregonte se Profeti i shenjtë s.a.v.s. e ka falur atë, dhe pastaj ta merrte me vete. Ikramah nuk mund ta besonte se Profeti i shenjtë s.a.v.s. e ka falur, pavarësisht nga fakti se ai kishte bërë mizori e padrejtësi të mëdha, kishte vrarë shumë myslimanë dhe kishte luftuar deri në ditën fundit; si pra mund të falej ai? Sidoqoftë, gruaja e bindi disi atë, dhe e solli prapë në Mekë. Kur Ikramah erdhi në oborrin e Profetit të shenjtë s.a.v.s. që të vërtetonte këtë lajm se, a në të vërtetë e kishte falur atë, duke bërë ndaj tij një mirënjohje aq të madhe. Profeti i shenjtë s.a.v.s. së pari u ngrit në shenjë respekti ndaj Ikramahut, sepse ishte prijësi i popullit armik, ndaj duhej të nderohej. Mandej, Ikramhut i tha se unë vërtetë të kam falur ty.

*(Muatta Imam Malik, Kitabun Nikah, Nikahul mushriki idha aslamat zeuxhatuhu kablahu, hadithi 1156, Darul Fikr, Bejrut, botimi i tretë, 2002)*

Ikramahu kërkoi një sqarim prej tij: A më fale edhe pse dua të qëndroj në fenë time? Kjo do të thotë se ai nuk e kishte pranuar fenë Islame dhe qëndronte në fenë e tij të idhujtarisë. Profeti i shenjtë s.a.v.s. i tha:- Po, unë të kam falur. Duke dëgjuar këtë, Ikramahu bërtiti me zë e duke iu drejtuar Profetit të shenjtë s.a.v.s. i tha:- O Muhammed, ti me të vërtetë je shumë i mëshirshëm, zemërhapur, i dhembshur dhe i sjellshëm ndaj farefisit tuaj. Pra, duke e parë mrekullinë e moralit të shkëlqyer e të mirënjohjeve të tij, Ikramahu e përqafoi fenë Islame.

*(Es-Siratu Halabiah, vol. 3, f. 132, Bab dhikru magaziah s.a.v.s. fet'h makkah sharrafahallahu ta'ala, Darul Kutub El-Ilmijjah, Bejrut, botimi i parë, 2002)*

Po, në këtë mënyrë, është përhapur Islami; me sjellje shembullore e me lirinë e ndërgjegjes e të fesë. Pra, kjo ishte shigjeta e sjelljeve të shkëlqyera dhe e lirisë së fesë që e mposhti personin si Ikramahu! Profeti i shenjtë s.a.v.s. të burgosurve dhe skllevërve u kishte dhënë leje e liri të plotë fetare, ndërsa përhapja e mesazhit të Islamit ishte në bazë të porosisë Hyjnore që të përhapeshin mësimet e Islamit ndër ata që nuk dinin gjë për to. Dhe qëllimi kryesor ishte që njerëzit t'i afroheshin Zotit, dhe po ashtu kjo propagandë bëhej në favor të tyre.

Një ngjarje e një të burgosuri shënohet si vijon:

Seid bin Abi Seidi rrëfen se ai dëgjoi Abu Hurejrahun r.a. duke thënë se kur Profeti i shenjtë s.a.v.s. dërgoi një ekspeditë në drejtim të Nexhdit, që zunë një njeri nga fisi Banu Hanifah, i quajtur Thumama bin Athal. Ata e sollën me vete dhe e lidhën më një shtyllë të xhamisë. Atëherë Profeti i Shenjtë s.a.v.s. doli para tij dhe i tha:- Ç'mendon ti, o Thumama, si do të sillemi me ty? -Kam mendim të mirë, tha ai. Nëse do të më vrasësh, ke vrarë njeriun e gjakut; po nëse më fal, atëherë do të falësh

një njeri që do të jetë mirënjohës. Nëse ti dëshiron pasuri, merr sa të duash (populli i tij mund të jepte shumë pasuri për hir të tij). E lanë ashtu deri sa agoi dita  e re. Profeti i shenjtë s.a.v.s. doli para tij e i tha:- Ç'mendon ti, o Thumama? -Ashtu siç të thashë dje, dha përgjigje ai. Mandej, e lanë ashtu. Prapë në ditën e tretë, Profeti i shenjtë s.a.v.s. doli përsëri para tij dhe i tha:- Ç'mendon ti, o Thumama? -Unë të thashë çfarë desha unë. Nëse do të më falësh, do të falësh një njeri që do ta çmojë mirënjohjen tënde, tha ai. Profeti i shenjtë s.a.v.s. dha urdhër që ai të lirohej. Prandaj, ata e liruan. Ai shkoi në kopshtin e hurmave afër xhamisë dhe u la, pastaj hyri prapë në xhami dhe tha shehadetin:

*Unë dëshmoj se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut xh.sh.,*

dhe tha:- O Muhammed, pasha Zotin, nuk ka pasur ndonjë fytyrë në tokë që e kam urryer më tepër se fytyrën tënde, kurse tani fytyra jote është bërë për mua fytyra më e dashur; pasha Zotin, nuk ka pasur fe që e kam urryer më shumë se fenë tënde, por tani feja jote është bërë për mua feja më e dashur; pasha Zotin, nuk ka pasur në sy të mi qytet më të urryer se qyteti yt, mirëpo tani qyteti yt është bërë për mua qyteti më i dashur. Kalorësit e tu më zunë, kur unë desha të shkoja për në Umra. Ç'thua, o Profeti i shenjtë s.a.v.s.? Ai e përgëzoi dhe e uroi se e përqafoi fenë Islame, dhe e porositi që të shkonte për Umra. Kur arriti në Mekë, dikush i tha: Ti je bërë *sabi* (pafe). Ai iu përgjigj:- Jo, pasha Zotin, por, përkundrazi, e përqafova Muhammedin, të Dërguarin e Allahut. Ju, pasha Zotin, nuk do të merrni asnjë kokërr gruri në Jamama, derisa nuk jep leje Profeti i shenjtë s.a.v.s.

*(Sahih Buhari, Kitabul Maghazi, Bab vefdi bani hanifah, ve hadith Thama bin Ethal,, hadithi 4372, Darul Kutub El-Arabi, Bejrut, botimi i parë, 2004)*

Në një hadith tjetër rrëfehet se kur ai shkoi për në Umra, mosbesimtarët e Mekës u përpoqën ta rrihnin ose e rrahën, ai

tha se ju nuk do të merrni asnjë kokërr gruri, derisa nuk jep leje Profeti i shenjtë s.a.v.s. Pra, ai shkoi te populli i tij dhe eksporti i drithit u ndërpre. Situata u keqësua mjaft. Mandej, Abu Sufjani shkoi te Profeti i shenjtë s.a.v.s. me kërkesë që të lejohet eksporti i grurit, sepse njerëzia filloi të vdiste urie; dhe kërkoi mëshirë për popullin e vet. Profeti i shenjtë s.a.v.s. nuk tha që ju do ta merrni drithin vetëm atëherë kur të pranoni Islamin. Por, përkundrazi, ai i dërgoi një mesazh Thumamaut që të mos e ndalojë eksportimin e drithit, sepse ky është një akt tiranie. Kjo është padrejtësi. Fëmijët, të rinjtë, pleqtë e të sëmurët kanë nevojë për ushqim dhe duhet t'u sigurohet.

*(Es-Siratun Nabëvijah, li Ibni Hesham, f. 888, uthira Thumama bin Ethal El-henfi ve Islamuhu, Darul Kutub El-ilmijjah, Bejrut, botimi i parë, 2001)*

Tani, shihni se Thumamahut nuk i ishte thënë se ti tani je nën kontrollin tonë, pranoje Islamin. Përkundrazi, ai ishte sjellë shumë mirë gjatë atyre tri ditëve, e mandej standarde më të larta të sjelljes janë shfaqur ndaj tij kur e liruan atë. Po ashtu, në anën tjetër, edhe Thumamah kishte largpamësi e urtësi sa që menjëherë pas lirimit, e dorëzoi veten në robërinë e Profetit të shenjtë s.a.v.s., duke thënë se në këtë robëri është mirësia ime materiale e shpirtërore.

Po ashtu, Profeti i shenjtë s.a.v.s. nuk e detyroi një skllav çifut duke i thënë: ti je skllavi im dhe je nën kontrollin tim, ndaj vepro ashtu siç të them unë. Kur ai u sëmurë shumë rëndë, dhe Profeti i shenjtë s.a.v.s. vërejti se jeta e tij ishte në rrezik, ai u shqetësua dhe kishte merak që ai, jetën të përfundonte në rrugën e drejtë, që ai të falej prej Zotit.. Ai nuk donte që skllavi të ndahej nga kjo botë, pa e pranuar Sheriatin e fundit të Zotit. Prandaj, Profeti i shenjtë s.a.v.s. shkoi t'i bënte vizitë dhe duke qëndruar pranë shtratit të tij, me fjalë e me ton shumë mallëngjyes i tha:- Pranoje Islamin!

Hazret Anesi r.a. rrëfen:

Profeti i shenjtë s.a.v.s. kishte një djalosh çifut që i shërbente atij. Ai u sëmurë, dhe Profeti i shenjtë s.a.v.s. shkoi t'i bënte atij vizitë. Duke qëndrua pranë kokës së tij, ai i tha:- Pranoje Islamin! Djaloshi shikoi babain e tij që i rrinte pranë shtratit, që i tha të birit:- Bindu dhe pranoje Abul Kasimin (d.m.th. Profet Muhammedin s.a.v.s.), e kështu djaloshi e përqafoi fenë Islame.

*(Sahih Buhari, Kitabul Xhenaiz, Bab idha eslama es-sabijju famata, hadithi 1356, Darul Kutub El-Garbi, Bejrut, botimi i parë, 2004)*

Pra, ai e përqafoi fenë Islame, për shkak se i kishte parë vetë sjelljet e mira e të mëshirshme të Profetit të shenjtë s.a.v.s., kur ishte në robërinë e tij. Ai me siguri do të kishte menduar se Islami është një fe e vërtetë dhe se vetëm aty ka shpëtim të vërtetë. Ai kurrë nuk do të ketë menduar se një personifikim i dashurisë e i zemërgjerësisë, siç ishte Profeti i shenjtë s.a.v.s., do të mund të mendonte keq për të. Pa dyshim, ai ishte i vërtetë dhe gjithnjë i thërriste të tjerët në drejtim të së vërtetës e në drejtim të veprave të mira, dhe i këshillonte të tjerët në mënyrën më të mirë. E tillë ishte ajo liri që e krijoi ai, dhe në botë nuk ka ndonjë shembull të tillë të kësaj lirie.

Profeti i shenjtë s.a.v.s. e pëlqente lirinë e ndërgjegjes, të fesë e të jetës, dhe e urrente skllavërinë edhe para se të bëhej Profet i Zotit. Kur pas martesës, Hazrete Hadixheja ia dorëzoi Profetit të shenjtë s.a.v.s. tërë pasurinë dhe skllevërit e saj, ai asaj i tha:- Nëse ti ma dorëzon tërë pasurinë tënde, atëherë gjithçka do të jetë në dorën time dhe unë do të veproj ashtu siç do ta vendos vetë. Ajo iu përgjigj:- Për këtë arsye unë vendosa të të dhuroj ty. Profeti i shenjtë s.a.v.s. aty për aty tha:- Unë i liroj skllevërit. Ajo i tha:- Unë t'i dhashë ty, bëje siç ta merr mendja, e asgjë nuk është më në dispozicionin tim. Pra, Profeti i shenjtë s.a.v.s. menjëherë i mblodhi të gjithë skllevërit e saj

dhe u tha:- Sot ju të gjithë jeni të lirë. Përveç kësaj, ai ndau një pjesë të madhe të pasurisë së saj në mesin e të varfërve e nevojtarëve.

Një ndër skllevërit që ai e liroi ishte edhe Zejdi. Ky sa më dukej ishte më i mençur e më i shkathët se të gjithë skllevërit e tjerë. Edhe pse i ishte dhënë liria, dhe i ishte hequr vula e skllavërisë, prapëseprapë ai vendosi që të mbetej përgjithmonë skllav tek Profeti i shenjtë s.a.v.s. Prandaj, ai Profetit të shenjtë s.a.v.s. i tha:- Shumë mirë, ju më liruat, por unë nuk dëshiroj të lirohem. Unë do të qëndroj me ju si skllavi juaj. Prandaj, ai qëndroi bashkë me Profetin s.a.v.s., dhe dashuria e lidhshmëria e tyre reciproke vazhdoi të rritej. Zejdi që me origjinë rridhte nga një familje e pasur, ishte rrëmbyer në fëmijëri e mandej ishte shitur e ishte blerë nga banditët. Ai ishte shitur disa herë e më në fund arriti këtu. Prindërit e farefisi i tij e kërkonin gjithandej dhe mësuan se djali i tyre është në Mekë. Ata erdhën në Mekë, dhe duke e kërkuar atë mësuan se djali gjendej tek Profeti i shenjtë s.a.v.s.  Ata ia ofruan Profetit të shenjtë s.a.v.s. një sasi të madhe të hollash, që të lirohej djali i tyre, duke i thënë se nëna e tij ishte në një gjendje shumë të rëndë mjerimi e pikëllimi. Profeti i shenjtë s.a.v.s. atyre u tha:- Unë e pata liruar Zejdin dhe ai është i lirë të shkojë kudo, dhe se unë nuk dëshiroj t’i marr të hollat. Prindërit e tij i thanë:- O Zejd, eja të shkojmë! Mirëpo, Zejdi iu përgjigj:- Unë ju kam takuar juve dhe kjo mjafton, dhe kur të kem rast do të takohem edhe me nënën time. Tani për tani, unë nuk mund të vij me ju. Unë jam skllav i Profetit të shenjtë s.a.v.s. dhe nuk mendoj që të ndahem prej tij. Unë e dua Profetin s.a.v.s. më shumë se sa mund të dojë ndokush nënën e babën e vet. Prindërit e farefiset e Zedit e lutën atë me këmbëngulje, por ai refuzoi të shkonte me ta. Duke e parë dashurinë e Zedit, Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:- Zedi ishte i lirë edhe më përpara, por sot ai është djali im.

Prindërit e Zedit u kthyen në vendin e tyre, kurse Zedi mbeti te Profeti i shenjtë s.a.v.s.

*(Përmbledhur nga "Dibaça Tefsirul Kuran", f. 112, Nazarat Isha'at Rabvah, Ziaul Islam Press, Rabvah)*

Pas Pejgamberllëkut, vlerat e Profetit të shenjtë s.a.v.s. të lirisë u zbukuruan edhe më shumë. Përveç natyrës së tij të qenësishme, tani kishte filluar të merrte porosi Hyjnore lidhur me të drejtat e skllevërve, dhe nëse dikush nuk do të mund t'i plotësonte, atëherë ai detyrohej t'i lironte ata.

Një hadith na dëshmon se një herë një *sahabi* (shoku i Profetit) e rrihte skllavin e tij. Kur Profeti i shenjtë s.a.v.s. e vuri re këtë, ai shprehu keqardhjen e zemërimin e tij. Duke parë zemërimin e Profetit të shenjtë s.a.v.s., ai *sahabi* e liroi skllavin. Atëherë, Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:- Po të mos e liroje atë, do të meritoje ndëshkimin e Allahut xh.sh.

*(Sahih Muslim, Kitabul Iman, Bab suhbatil Mamalik, hadithi 4200, 4201, Darul Fikr, Bejrut, 2004)*

Pra, shihni, kjo është liri! Një shembull i lirisë së ndërgjegjes që ka të bëjë me njerëzit e feve të ndryshme, të cilën e kishte praktikuar Profeti i shenjtë s.a.v.s. në Medinë, ku sundonte ai.

Në një hadith, Abu Hurejrah rrëfen se një herë dy persona grindeshin. Njeri prej tyre ishte mysliman, kurse tjetri çifut. Myslimani i tha:- Unë betohem në emër të asaj Qenieje që e zgjodhi Muhammedin mbi të gjitha botët dhe që i dhuroi epërsi mbi të gjithë. Çifuti tha:- Unë betohem në emër të asaj Qenieje që i dhuroi epërsi Musait mbi të gjitha botët dhe e zgjodhi atë. Me të dëgjuar këtë, myslimani ia flakëroi atij një shuplakë. Çifuti u ankua te Profeti i shenjtë s.a.v.s. Ai së pari kërkoi sqarim prej atij myslimani e mandej i tha:-

"*Mos më jepni epërsi ndaj Musait.*"

*(Sahih Buhari, Kitbul Khusumat, Bab ma jedhkuru fil eshkhas vel khusumah bejnal muslim vel jehud, hadithi 2411, Darul Kitab El-Arabi, Bejrut, botimi i parë, 2004)*

Ky ishte standardi i lirisë – i lirisë së ndërgjegjes e i fesë, në qeverinë e tij. Pas migrimit në Medinë, Profeti i shenjtë s.a.v.s. hyri në një marrëveshje me çifutët e me fiset e tjera, me qëllim që të arrihej paqe. Me që myslimanët ishin shumicë, qoftë për nga numri ose për shkak të atyre njerëzve që iu bashkuan myslimanëve, edhe pse nuk ishin myslimanë, drejtimi i qeverisë ishte në duart e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Mirëpo, kjo nuk do të thoshte se popujt e tjerë dhe ndjenjat e tyre nuk respektoheshin. Me gjithë dëshminë e Kuranit se ai është Profeti më i zgjedhur prej të gjithë Profetëve, ai nuk pranoi që t'i jepej epërsi ndaj Profetëve të tjerë, që atmosfera të mos prishej. Pasi e dëgjoi ankesën e atij çifuti, ai duke e qortuar myslimanin, i tha:- Mos i përzieni Profetët në grindjet tuaja; po nëse sipas mendimit tuaj unë jam Profeti më i zgjedhur prej të gjithëve, edhe Allahu xh.sh. jep dëshmi për këtë, prapëseprapë të keni të qartë se nuk duhet që në qeverinë tonë të lëndohet dikush, për shkak të asaj se është thënë diçka për Profetin e tij. Unë nuk do ta lejoj këtë. Nëse doni që të respektohem, atëherë i respektoni të gjithë Profetët e tjerë. Pra, këto ishin standarde të drejtësisë e të lirisë së ndërgjegjes e të shprehurit të Profetit të shenjtë s.a.v.s. të cilat ai i vendosi që të tregohej një kujdes ndaj ndjenjave të vetes gjithashtu edhe ndaj ndjenjave të të tjerëve. Bile, në shumë raste, ai tregonte më shumë kujdes ndaj ndjenjave të të tjerëve.

## Shembulli i shkëlqyer praktik i Profetit të shenjtë s.a.v.s. lidhur me vendosjen e vlerave njerëzore e tolerancës fetare

Aty ka një shembull tjetër nga jeta e Profetit të shenjtë s.a.v.s., lidhur me vendosjen e vlerave dhe sjelljeve njerëzore.

Abdur Rahman bin Abi Lejla rrëfen se Sahl bin Hunejfi dhe Kejs bin Sa'di ishin të ulur në vendin e quajtur Kadsia, kur pranë tyre kaloi një xhenaze. Ata të dy u ngritën në këmbë. Kur atyre u tha se kjo është xhenaze e një *dhimmiu* (jomyslimani), ata të dy thanë:- Një herë kaloi një xhenaze pranë Profetit të shenjtë s.a.v.s., ai u ngrit në këmbë për ta nderuar atë. Atëherë i thënë: Kjo është xhenaze e një çifuti. Duke dëgjuar këtë, Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:-

*"A nuk ishte edhe ai njeri!"*

*(Sahih Buhari, Kitabul Xhenaiz, Bab man kama lixhenazati jehudi, hadithi 1312, Darul Kitab El-Arabi, Bejrut, botimi i parë, 2004)*

Ashtu duhet shfaqur nderi e respekti ndaj feve të ndryshme e gjithashtu ndaj njerëzve. Sjellje të tilla dhe shembuj të tillë krijojnë një atmosferë të tolerancës fetare, të dashurisë e të paqes. Jo si veprimet e njerëzve të sotëm, të dhënë pas interesave materiale që nuk krijojnë asgjë veçse atmosferë të urrejtjes.

Në një hadith tjetër thuhet se, në kohën e fitores së Khejberit, myslimanët i gjetën disa kopje të Tevratit. Çifutët shkuan te Profeti i shenjtë s.a.v.s. dhe e lutën atë, që Libri i tyre i shenjtë t'u kthehej atyre. Profeti i shenjtë s.a.v.s. menjëherë i urdhëroi es-habët e tij që çifutëve t'ua kthenin Librat e tyre.

*(Es-Siratul Halabijah, vol. 3, f. 62, Bab dhikri magazijah s.a.v.s., Gazvah Khaiber, Darul Kutub El-Ilmijjah, Bejrut, botimi i parë, 2002)*

Edhe pse çifutët dënoheshin për shkak të krimeve të tyre, prapëseprapë Profeti i shenjtë s.a.v.s. nuk lejoi që të silleshin ndaj armikut në mënyrë që të lëndohej për shkak të ndjenjave fetare.

Këto janë disa ngjarje individuale që i kam përmendur. Unë edhe më parë kam përmendur se ishte bërë një marrëveshje në Medinë. Ndaj dëshiroj t'i përmend disa kushte të asaj marrëveshjeje, që arritën tek ne me anë të disa haditheve, e që shpjegojnë se si Profeti i shenjtë s.a.v.s. bëri përpjekje për të krijuar një atmosferë të tolerancës në atë shoqëri; dhe çfarë dëshironte ai për të vendosur paqe, me qëllim që të vendosej paqe e dinjiteti njerëzor në shoqëri. Ja disa kushte të asaj marrëveshjeje:

1. Myslimanët e çifutët do të jetonin me simpati, mirësjellje, sinqeritet e me dashuri reciproke, dhe nuk do të bënin padrejtësi e mizori ndaj njëri-tjetrit. (Megjithëse çifutët nuk e respektonin këtë kusht dhe vepronin kudër tij, prapëseprapë Profeti i shenjtë s.a.v.s. sillej me ta me butësi e me zemërgjerësi, derisa erdhi koha kur padrejtësitë e tyre i kishin kaluar kufijtë, dhe atëherë ishin marrë disa aksione kundër tyre).

2. Kushti i dytë ishte se çdo popull do të kishte lirinë e fesë. Megjithëse myslimanët ishin në shumicë, prapëseprapë ithtarët e feve të tjera ishin të lirë ta praktikonin fenë e tyre

3. Kushti i tretë ishte se jeta e pasuria e të gjithë banorëve do të ruheshin e do të respektoheshin, përveçse kur dikush kryente ndonjë padrejtësi ose krim (dhe këtu nuk ka pasur ndonjë dallim. Do të silleshin të gjithë njësoj, pa marrë parasysh nëse fajtori është mysliman apo jomysliman. Për sa i përket sigurimit të pasurisë, ajo ishte detyra e të gjithëve, e banorëve dhe e qeverisë).

4. Të gjitha mosmarrëveshjet e grindjet do të paraqiteshin te Profeti i shenjtë s.a.v.s. dhe do të gjykoheshin sipas direktivave të Zotit. (Direktiva e Zotit do të thotë se gjykimi do të bëhet

sipas Sheriatit të çdo populli. Mirëpo, çdo çështje do të parashtrohej te Profeti i shenjtë s.a.v.s., sepse ai ishte prijësi kryesor në atë kohë. Tani, disa të krishterë e ngrinin akuzën sikur ishte bërë padrejtësi e mizori në disa gjykime në çështje të çifutëve, kur ato gjykime ishin bërë sipas Sheriatit të tyre, ashtu sikurse ata kishin kërkuar vetë, sipas marrëveshjes).

5. Asnjë palë nuk do të dilte për luftë pa marrë leje nga Profeti i shenjtë s.a.v.s. Pra, duke jetuar nën pushtetin e tij, çdokush do t'i bindej qeverisë. (Tani, shihni se ç'parashikon ky kusht? Ky është udhërrëfyes për këto organizata xhihadi. Ju nuk mund të bëni xhihad pa marrë leje nga qeveria e atij vendi ku jetoni, përveçse kur të hyni në ushtrinë e atij vendi, e mandej kur shteti bën luftë, ju keni të drejtë të merrni pjesë në të).

6. Nëse ndonjë popull do t'i sulmonte myslimanët ose çifutët, atëherë këta të dy do të ngreheshin kundër atij populli. (Kjo do të thotë se këta të dy do të ndihmonin njëri-tjetrin, dhe nëse në rast pajtimi me armikun do të fitonin ndonjë dobi, atëherë ajo dobi do të ndahej barabartë në mes të atyre të dyve).

7. Çifutët nuk do t'u jepnin ndonjë ndihmë, përkrahje a strehim Kurejshve të Mekës. (Sepse ata i dëbuan myslimanët nga Meka. Myslimanët gjetën strehim në Medinë, prandaj ata që jetonin nën këtë qeveri nuk duhej të nënshkruanin ndonjë marrëveshje me ta e as nuk duhej marrë ndonjë ndihmë prej tyre).

8. Çdo popull do ta bartte vetë ekonominë e tij. Sipas kësaj marrëveshjeje, asnjë fajtor, tiran a njeri i padrejtë nuk do të përjashtohej nga dënimi, pa ndonjë diskriminim, qoftë ai mysliman apo çifut.

*(Përmbledhur nga "Sirat Khatamunnabijin s.a.v.s." autori Mirza Bashir Ahmad, f. 279, Islam International Publications Ltd., Islamabad, Tilford, UK, 2003)*

Kjo ishte liria dhe toleranca absolute fetare kur e shohim se si Profeti i shenjtë s.a.v.s. e lejoi delegacionin e të krishterëve nga Nexhrani që të adhuronin në xhaminë e Profetit të shenjtë s.a.v.s. Ata adhuronin duke iu drejtuar lindjes. Es-habët e Profetit të shenjtë s.a.v.s. ishin të mendimit se nuk duhej t'u lejohej që të vepronin në këtë mënyrë, mirëpo Profeti i shenjtë s.a.v.s. tha:- S'prish punë.
Një evident tjetër, lidhur me këtë liri, ishte ajo letër imuniteti që Profeti i shenjtë s.a.v.s. ia dha popullit të Nexhranit, ku ishte shkruar se ai i nënshkruari do t'i ruajë kufijtë e të krishterëve (të Nexhranit) me anë të forcave ushtarake myslimane. Përveç kësaj, kjo do të ishte detyra e myslimanëve që t'i ruanin Kishat, vendet e adhurimit e hanet e tyre, pa marrë parasysh se ku gjenden, në qytete, male, në vende të largëta ose nëpër pyje. Ata do të kishin liri të plotë të adhuronin sipas fesë së tyre, dhe kjo gjithashtu ishte detyra e myslimanëve që ta ruanin lirinë e tyre fetare. Profeti i shenjtë s.a.v.s. gjithashtu deklaroi se meqë këta janë banorët e një shteti islamik, andaj është detyra e myslimanëve që t'i ruajnë. Marrëveshja flet qartë se myslimanët nuk do të kishin të drejtë t'i fusnin të krishterët në ekspeditat e tyre luftarake, pa pëlqimin e dëshirën e tyre. Priftërinjtë e tyre dhe prijësit fetarë nuk do të largoheshin nga posti i tyre, dhe do të vazhdonin t'i kryenin detyrat e ngarkuara. Nuk do të kishin pengesë në adhurimin e tyre. Vendet e tyre të adhurimit nuk do të përdoreshin në asnjë mënyrë për qëllime të tjera publike. Kjo do të thotë se ato nuk do të shndërroheshin në hane e në bujtina e as nuk do të përdoreshin për ndonjë qëllim tjetër pa lejen e tyre. Nuk do të merrej *xhizja* (taksë) prej dijetarëve fetarë e prej priftërinjve, kudo që ishin ata. Nëse një mysliman do të kishte gruan e krishterë, ajo do të kishte liri të plotë që të adhuronte sipas fesë së saj. Secili do të kishte liri të plotë që të shkonte te dijetarët e tij për të marrë këshilla. Për sa i përket riparimit të Kishave,

nëse të krishterët kërkonin ndihmë financiare e morale, myslimanët duhej t'u jepnin ndihmë, sepse kjo nuk do të ishte borxh e as mirënjohje, por një ndihmë e tillë do ishte një formë që do ta përforconte këtë marrëveshje. Pra, duhej të kryenin aktivitete të tilla shoqërore për përforcimin e marrëdhënieve të mira reciproke e për t'i dhënë ndihmë njeri-tjetrit.

*(Përmbledhur nga "Zadel Ma'ad, fi hadji khairil ibad", hissa III, f. 187-188, vefd Nexhran, përkthim në gjuhën urdu nga Sejjed Rais Ahmad Xhafarri, Akademia Nafis, Keraçi, 1990)*

Pra, këto ishin standarde të lirisë fetare e tolerancës të Profetit të shenjtë s.a.v.s. Me gjithë këtë realitet, ta akuzosh Profetin e shenjtë s.a.v.s. se e përhapi Islamin me dhunë e me tehun e shpatës, është në të vërtetë një padrejtësi e madhe.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. shkruan:

"Në një kohë kur populli i Librit dhe idhujtarët e Mekës ishin bërë njerëz më të shthurur e të pamoralshëm, duke kryer vepra të paturpshme mendonin se bënin bamirësi të mëdha. Ata nuk frenoheshin së bëri krime, dhe bënin kundërvajtje. Allahu xh.sh. i mbrojti të papërkrahurit e të shtypurit nga duart e tyre, duke ia dhuruar Profetit të shenjtë s.a.v.s. drejtimin e qeverisë. Meqë toka e Arabisë ishte e shfrenuar, dhe njerëzit nuk ishin nën sundimin e ndonjë mbreti, andaj çdo grup jetonte i shfrenuar dhe pa norma morale, pasi nuk kishte ndonjë ligj. Meqë nuk kishte ndonjë ligj, njerëzit ditë për ditë bënin më shumë krime. Pra, Allahu xh.sh. duke e mëshirua atë vend, e dërgoi Profetin e shenjtë s.a.v.s. jo vetëm si një Profet, por e bëri edhe Mbret të atij vendi, dhe e përsosi Kuranin si një kod ligjesh që i përfshinte në vete të gjitha direktivat lidhur me çështjet financiare, kriminale e ligjore. Prandaj, Profeti i shenjtë s.a.v.s., në kapacitet të vet, ishte Mbret dhe njerëzit e të gjitha feve i drejtoheshin atij për të gjitha çështjet e tyre për gjykim. Është vërtetuar nga Kurani se njëherë i ishte paraqitur

Profetit të shenjtë s.a.v.s. një grindje në mes të një myslimani e të një çifuti. Pas hulumtimeve, Profeti i shenjtë s.a.v.s. deklaroi se çifuti kishte të drejtë dhe dha gjykim kundër myslimanit.

Pra, disa persona injorantë që nuk e lexojnë Kuranin me vëmendje të plotë, e konsiderojnë çdo aspekt nën sferën e pejgambërllëkut të Profetit të shenjtë s.a.v.s., kurse ndëshkimet e dënimet e tilla jepeshin në pozitën e Kalifit (mbretit). Kjo do të thotë se ajo ishte detyra e qeverisë.

Pas Hazret Musait a.s., Izraelitë kishin Profetë të veçuar nga Mbretërit. Mbretërit bënin paqe dhe vendosnin rendin publik me anë të proceseve politike. Sidoqoftë, në kohën e Profetit të shenjtë s.a.v.s., të dyja këto pozita i ishin dhuruar atij nga Zoti. Përveç personave kriminelë, si ishin sjellë të tjerët është mjaftë e qartë nga ky ajet:

وَقُلۡ لِّلَّذِيۡنَ اُوۡتُوا الۡكِتٰبَ وَالۡاُمِّيّٖنَ ءَاَسۡلَمۡتُمۡ ؕ
فَاِنۡ اَسۡلَمُوۡا فَقَدِ اهۡتَدَوۡا ۚ وَ اِنۡ تَوَلَّوۡا فَاِنَّمَا عَلَيۡكَ الۡبَلٰغُ ؕ

*Dhe thuaju atyre të cilëve u ishte dhënë Libri dhe analfabetëve: A e keni pranuar Islamin? Nëse e përqafuan Islamin, atëherë ata, me të vërtetë, janë të përudhur. Por nëse ata kthehen mbrapa, ti ke për detyrë vetëm t’ua përcjellësh mesazhin.*[1]

Ky ajet nuk do të thotë se kjo gjithashtu është detyra juaj që të luftoni me ta. Është e qartë nga ky ajet se urdhri i luftës ishte vetëm kundër njerëzve kriminelë që i vrisnin myslimanët ose krijonin çrregullime në vend dhe bënin vjedhje e plaçkitje. Luftëra të tilla ishin zhvilluar nën drejtimin e një mbreti, e jo nën drejtimin e një profeti. Siç Allahu xh.sh. deklaron:

[1] (Ale Imran, 3:21)

وَقَاتِلُوْا فِيْ سَبِيْلِ اللّٰهِ الَّذِيْنَ يُقَاتِلُوْنَكُمْ وَلَا تَعْتَدُوْا ؕ
اِنَّ اللّٰهَ لَا يُحِبُّ الْمُعْتَدِيْنَ ۝

*Dhe luftoni në rrugën e Allahut kundër atyre që ju sulmojnë, por mos e teproni. Vërtet, Allahu nuk i do ata që e teprojnë.*[1]

*(“Çeshmae Marifet” “Ruhani Khazain”, vol. 23, f. 242-243)*

Pra, si ishte e mundur që ai Profet s.a.v.s., të cilit i ishte zbritur një Sheriat i tillë, të vepronte kundër dekreteve Hyjnore?! Pa dyshim, ai deklaroi një amnisti të përgjithshme në kohën e fitores së Mekës, pa e kushtëzuar këtë amnisti me pranimin e Islamit. Një shembull të këtillë amnistie e kemi parë më herët. Amnistia kishte forma të ndryshme por asnjë formë nuk ishte e kushtëzuar me pranimin e Islamit, se nëse do ta pranoni Islamin, ju do të keni amnisti, përndryshe jo. Ishte një amnisti e hapur për të gjithë ata që hynin në vende të ndryshme të përcaktuara për amnisti, që tuboheshin nën flamuj të ndryshëm, që hynin në Qabe e që hynin në shtëpi të caktuara për këtë amnisti. Ky ishte një shembull aq i lartë e madhështor sa që nuk mund ta gjejmë askund shoqin e tij. Vërtet, ishte një deklaratë e pakushtëzuar e bërë me këto fjalë:

لَا تَثْرِيْبَ عَلَيْكُمُ الْيَوْمَ

*Sot nuk ka qortim kundër jush*

Mijëra e mijëra *salat* dhe bekime qofshin mbi këtë Profet të shenjtë s.a.v.s. që i krijoi këta shembuj të shkëlqyer dhe që na këshilloi të veprojmë në këtë mënyrë. Allahu xh.sh. na faltë mundësi që t’i ndjekim mësimet e tij. *Amin*!

[1] (El-Bekare, 2:191)

## Adresat:

**Shqipëri (Albania)**

Xhemati Mysliman Ahmadia i Shqipërisë,
Autostrada Tiranë-Durrës, Km. 1,
P.O. Box 8176, Tiranë,
Shqipëri (Albania)
**Tel:** +355(0)682974992, 0692994966, 0672168054,
**Fax:** +355(0)48302523
**E-mail:** darulfalah@gmail.com
**Faqja web:** www.alislam.al
www.vertetesia.al
www.alilsam.org

**Kosovë**

Ahmadiyya Muslim Jamaat
Holger Pedersen, Veternik
10000, Prishtinë, Kosovë
Tel:+381(0)38558436
Fax:+381(0)38512408

**The Blessed Model of the Holy Prophet Muhammad[sa] and the Caricatures**

Shock waves of indignation ran across the Muslim world following the recent publication of offensive and crude caricatures of the Holy Prophet Muhammad (may peace and blessings of Allah be upon him) in some parts of Europe. The uninformed, as ever, misled by the mullah, gave into public display of rage and rampant chaos ensued. Midst this confusion of an undeniably distressing time for all Muslims, spoke the voice of reason, calm and peace, precisely in line with the teachings of the "prince of peace" himself – the Holy Prophet (may peace and blessings of Allah be upon him). This was the voice of Hadhrat Khalifatul Masih V (may Allah assist him with His mighty help) that unfolded the reality of the Islamic ways and means to respond to injustice; calling for peace, reasoning, endeavour to enlighten the world with the power of the pen and ultimately to always put one's trust in sincere prayers. He delivered a series of five faith inspiring and enlightening Friday Sermons on the subject that are a beacon of light for anyone in this often perplexing world that we live in. These Friday Sermons are being presented in this booklet.

